# DITURIA ISLAME

NUMËR 288 | VITI 28 | KORRIK/GUSHT 2014 | SHEVVAL 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

URIME FITER BAJRAMI

# KOSOVA FESTOI SOLEMNISHT FITËR BAJRAMIN



www. bislame.net

# Xhamia e fshatit Uçë

Fshati Uçë është vendbanim i vjetër, i cili në dokumentet e shkruara para osmane përmendet që nga shekulli XIII dhe në dokumentet osmane nga fundshekulli XV. Defteri i Sanxhakut të Shkodrës vë në pah edhe ekzistencën e një shtëpie muslimane, krahas 14 shtëpive të tjera të krishtera. Defteri vë në pah gjithashtu edhe ekzistencën e familjeve tjera muslimane në fshatrat tjera të Istogut të sotëm ose të ish nahijes së Suhogërllës (Syriganës).

Historiku i ndërtimit të xhamisë është i lidhur me familjen e Mehmet Demajt nga Uça. Viti i ndërtimit të xhamisë saktë nuk na është i njohur dhe se epigrafi në gjendjen e tanishme për mendimin tonë është e pa mundur të deshifrohet(në restaurimin e fundit është gërryer dhe si duket kanë mbetur vetëm gravurat që ishin më të thella dhe pak sosh kanë formë të shkronjave të njohura të alfabetit arab). Varri i imamit të parë që gjendet në afërsi të xhamisë nuk ka përmendore mbivarrore me ndonjë mbishkrim, që do të mund të ndihmonte në përcaktimin e vitit të ndërtimit. Me gjithë atë si vite të mundshme të ndërtimit nga të gjitha burimet e lartshënuara figurojnë tri vite: 1840, 1887 dhe 1899. Xhamia kishte edhe berat dhe dokumentacion tjetër të kohës, me anë të cilit do të saktësohej viti i ndërtimit. Mësohet se ai dokumentacion i është marrë pasardhësve të familjes Daut Arifaj, nga kushërinjtë e tij për nevoja të një vizite në Turqi, i cili atyre u ishte marrë në kufi gjatë kthimit.



Financimi dhe ndërtimi i xhamisë – xhamia dhe mektebi u financuan nga Bedri Begu (Demaj) dhe nëna e tij dhe u ndërtua nga mjeshtrit dibran. Ndërtimi i trupit të minares, nga streha e mureve të sallës së faljes, është ndërtuar në kohën e shërbimit të mulla Sadik Imerajt (1952), u financua nga xhemati dhe u ndërtua nga mjeshtri Zenun Murati nga fshati Kërninë. Restaurimi i pasluftës u financua nga xhemati, Kryesia e BIRK dhe Komuna e Istogut, ndërsa realizimi i punimeve u bë nga mjeshtër të ndryshëm vendor. Për dallim nga restaurimi i xhamisë së Vrellës, kjo xhami nuk ishte e mbikëqyrur nga Instituti për Mbrojtjen e Monumenteve të Pejës, gjë që realizimi i punimeve është më jo cilësor. Leje ndërtimi apo pëlqim KBI-Istog, sot nuk ka, si dhe në Drejtorinë për Urbanizëm, Kadastër dhe Mbrojtje të Mjedisit të Komunës së Istogut nuk ishte e mundur të mësonim. Ndërsa xhamia ishte ndërtuar me lejen e administratës së perandorisë osmane dhe kishte beratin si dëshmi për këtë.

Tipologjia – për nga tipologjia e ndërtimit si ndarje gjenerale i përket stilit të hershëm osman, tipit të xhamive me sallë të mbuluar me çati druri e tjegulla të stilit islamo–shqiptar, përkatësisht në teknikën dhe stilin e kullës shqiptare. Prezenca e xhamive në shekullin XIX në tekniken dhe stilin e ndërtimit të kullave shqiptare, na paraqitet veçanërisht në Rrafshin e Dukagjinit.





PËRMBAJTJA:





# Ulematë e Botës Islame takohen për paqe

Kryetari i Çështjeve Fetare turke (Dijanetit), Prof. Dr. Mehmet Görmez, ka arritur të bëjë një hap të rëndësishëm nëpërmjet thirrjes së Konferencës “Iniciativa e Ulemave të Botës Muslimane për paqe, maturi dhe gjykim të shëndoshë”, e mbajtur në Stamboll, nga 17- 19 korrik 2014. Kjo Konferencë ka pasur edhe interesimin dhe përkrahjen zyrtare turke me pjesëmarrjen e Presidentit Abdullah Gul, kryeministrit Rexhep Tajip Erdogan dhe Ministrit të jashtëm Ahmet Davutoglu.

Në Konferencë është vërejtur interesimi i lartë iranian nëpërmjet pjesëmarrjes së një numri të madh dijetarësh dhe zyrtarësh nga Zyra e Liderit Suprem Iranian, Ali Hamenei.

Koordinimi iraniano-turk ka qenë i dukshëm në bashkëpunim me “Unionin botëror të ulemave muslimanë”, që kryesohet nga Dr. Jusuf Kardavi, i përfaqësuar nga Ali Karadaghi dhe me Sekretarin e Përgjithshëm të “Fondacionit të Imam el-Hakim-it” dhe dijetarëve të tjerë.

Konferenca ka përfunduar me formimin e një Komiteti prej dhjetë anëtarësh (shtatë të rregullt dhe tre të zëvendësueshëm) nga Iraku, Irani, Arabia Saudite, Tunizia, Jemeni, Palestina dhe Turqia, në mënyrë që të merren me krizat e ndryshme politike dhe të kërkojnë trajtimin e zgjidhjes së tyre. Konferenca gjithashtu ka miratuar dokumentin bazë që bën thirrje për refuzimin e dhunës, padrejtësisë dhe terrorizmit dhe ka theksuar respektin për pluralizmin, diversitetin dhe mbrojtjen e pakicave fetare.

Në të njëjtën kohë, iu janë drejtuar kritika disa dijetarëve, organizatave dhe institucioneve fetare që miratojnë ekstremizmin. Është dënuar agresioni i Izraelit në Gaza dhe është shprehur solidariteti me popullin palestinez, duke bërë thirrje për mbrojtjen e Xhamisë El Aksa. *(vijon fq 52)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Mr. Isa Bajçinca / Korrektor: Dr. Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $
/ Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# El veda shehru Ramadan!



*"Atë ditë do të ketë fytyra të shndritura. Të buzëqeshura e të gëzuara. Atë ditë do të ketë edhe fytyra të pluhuruara. Që i ka mbuluar errësira e zezë. E të tillët janë ata mohuesit, mëkatarët. (Abese, 38-42)*



*Më 26 korrik të këtij viti, krahas shumë ibadeteve dhe lutjeve, në veçanti falëm edhe namazin e fundit të teravisë për këtë vit kalendarik, kurse një ditë më vonë përfunduam edhe agjërimin e muajit të ramazanit. Vërtet po ndjehemi të emocionuar dhe disi këto ndjenja po përzihen dhe po gërshetohen me gëzime e mallëngjim. Ndjenja të gëzimit sepse arritëm që me devotshmëri e respekt të kryejmë një shtyllë prej shtyllave të Islamit, siç është agjërimi i Ramazanit, kurse po ashtu na shoqëron edhe ndjenja e mallëngjimit, dhe do të vazhdojë të na shoqërojë kjo ndjenjë, se më nuk do të kemi net kaq të begatshme, e kaq të bereqetshme, siç ishin këto net të mysafirit të Allahut xh.sh., -Ramazanit.*

*Sigurisht se do të na mungojnë shumë. Edhe dinamika dhe rrjedhat e jetës u patën kufizuar dhe lidhur me namazi e Teravisë. Dëgjoje njerëzit, duke thënë "Takohemi pas teravisë", "Pimë çaj pas teravisë", "Shkojmë e shohim një të sëmurë pas namazit të teravisë". "Iftaret na bashkuan dhe të dashuritë tanë e me familjar, shok e miqësi. etj. etj..*

*Sigurisht që memoria fëmijërore ende është e freskët dhe na kujtohen. Kur ishim të vogël nga pleqtë tanë në fund të muajit të madhërishëm të Ramazanit dëgjonim nga gojët e tyre këtë shprehje "El veda mo ky Ramazan".*

*Në pamundësi të arrijmë të kuptojmë këtë thënie kaq me peshë e me thellësi strategjike me kalimin dhe rrokullisjen e viteve kjo ligjëratë tyre vetëm sa po e dëshmon dhe peshon vlerën dhe shumëkuptimësinë e muajit të bekuar të Ramazanit. Sot kur po e festojmë festën e Bajramit të Fitrit po ndjehemi të gëzuar dhe të lumtur që arritëm ta përmbyllim me sukses këtë muaj. Dosido në këto ditë kujtojmë fjalët e Allahut xh.sh., që i zbriti mbi Muhamed Mustafanë mu në këtë muaj. "Atë ditë do të ketë fytyra të shndritura. Të buzëqeshura e të gëzuara. Atë ditë do të ketë edhe fytyra të pluhuruara. Që i ka mbuluar errësira e zezë. E të tillët janë ata mohuesit, mëkatarët. (Abese, 38-42). Agjërimin që kemi bërë, namazin që e kemi falur, leximin e Kuranit që e kemi kryer e duatë tjera që kemi bërë nga thellësia e shpirtit e lusim Allahun të na i ketë pranuar, mëkatet të na i ketë falur. Ashtu siç ishin edhe urimet e Myftiut të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava me rastin e mbajtjes së hytbes së Bajramit të Fitrit, ku pos tjerash tha o besimtarë:Shpejtoni në punë të mira, largohu nga punët e liga e të këqija që të jetë Zoti i kënaqur me juve. Kjo do të ndikoj në faljen e mëkateve nga ana e Allahut xh.sh., dhe do tu shpërblej me xhenet i cili është premtuar për besimtarët e drejt e të devotshëm, ruani vetën nga mashtrimet e intrigat e shejtanit të mallkuar detyra e të cilit është mashtrimi dhe largimi i njeriut nga besimi dhe përkushtimi e adhurimi i Zotit xh.sh. Kjo thirrje e Allahut xh.sh., për besim në Zotin një dhe kryerjen e obligimeve ndaj Krijuesit të këtij universi, shoqëroi edhe njeriun e parë Ademin a.s. për të vazhduar te të gjithë pejgamberët e tjerë me radhë deri te Muhamedi a.s., të cilit iu shpall Kurani.*

*Ju vëllezër e motra, mos hezitoni asnjë herë edhe pas ramazanit t'ia mësyni xhamisë aty ku përmendet e adhurohet Allahu xh.sh., aty ku edukohet shpirti e pastrohet zemra nga çdo ves i keq, aty ku njeriu e gjen vetën më afër Zotit xh.sh..*

*Mëkatet e mëparshme të mos jenë pengesë e pendimit, kthehu, që jetës t'i japish kuptim e domethënie, ngase këtë jetë e krijoi i Madhi Zot. Dyert e kësaj feje universale për botën mbarë pa dallim kohe, gjuhe, race a vendi janë të hapura. Zoti është i mëshirshëm e mëshirën e tij në raport me njeriun e tregon edhe me këtë ajet kuranor. "S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do". (En-Nisaë, 48)*

*Edhe besimtari duhet të jetë i mëshirshëm, mëshira duhet të jetë pjesë e moralit të tij, kjo mëshirë e ky moral i lartë te njeriu lind nga pastërtia e shpirtit, duke bërë vepra të mira,dhe duke u larguar nga veprat e këqija,përmes së cilave ruan pastërtinë e shpirtit para Zotit dhe para njeriut. Besimtarit të tillë asnjëherë nuk i boshatiset zemra nga mëshira. Ndaj njeriu i mirë e donë mëshirën, mundohet ta zbatoi atë duke këshilluar edhe të tjerët se mëshira është vlerë njerëzore e natyrshmërisë së njeriut.*

*Në fund nuk na mbetet të themi asgjë tjetër pos t'i dëshirojmë rrugë të mbarë këtij mysafirit i cili në sofrat tona qëndroi një muaj. Rruga e mbarë të qoftë o mubarek. Mbesim me shpresën dhe lutemi që ky muaj të ndërmjetësojë, të bëjë shefat mbi ne kur do te dalim para Madhërisë së Tij xh.sh.. (Mr. Rexhep Suma)*

# Të kultivojmë frymën e dashurisë, paqes, tolerancës dhe respektit të ndërsjellë*



*Të nderuar e shumë te respektuar besimtarë!*
*Vëllezër e motra!*

Sot është dita e parë e Fitër - Bajramit, besimtarët Islam anë e këndë botës kudo që ata jetojnë kanë mësyrë xhamitë, për të kryer edhe faljen e namazit të Fitër - Bajramit, i cili vjen si kurorëzim i agjërimit të muajit të Ramazanit, i tërë atij adhurimi e përkushtimi një mujorë që kemi bërë për Zotin xh.sh., në shenjë respekti për të gjitha këto të mira të cilat na i ka dhuruar gjatë jetës në këtë botë.

Me agjërimin e muajit Ramazan –muajin e Kuranit, del në pah dorëzimi dhe nënshtrimi i plotë ndaj Zotit, pa dorëzim të plotë ndaj Zotit as adhurimi nuk mund të quhet adhurim. E as adhuruesi si adhurues i drejtë. Nisur nga kjo Allahu xh.sh. e ka bërë shpërblimin për agjërim që t'i përkas vetëm Atij, se vetëm Ai do ti shpërblej agjëruesit. Allahu xh.sh. ka caktuar që ky muaj ti kushtohet zemrës dhe shpirtit,butësisë dhe durimit,qetësisë dhe urtësisë, për të edukuar pasanikun dhe për të kujtuar të varfrit.

Ndaj edhe sot, në këtë ditë feste jemi më të gëzuar se kurrë, sepse me përkushtim e nderë, agjëruam edhe këtë muaj me çka presim në shpërblimet e të Madhit Zot. E kjo është edukata që besimtari duhet të tregoi ndaj Allahut të Lartësuar.

Njeriu pa dyshim është krijesa e cila u nderua më së shumti nga ana e Allahut xh.sh., kur u kërkua nga ai të besohet Allahu Një dhe të adhurohet vetëm Ai.

Allahu xh.sh. thotë: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as s'dëshiroj të më ushqejnë ata". (Edharijat: 56-57).

Nëse njeriu i kthehet vetës së tij, ai do të bindet dhe do të shprehë dashurin ndaj Krijuesit dhe do ta adhuroi vetëm Atë. Me këtë ndjenjë të përkushtimit rrisim dashurin dhe besimin për Zotin Krijues të këtij Universi. Të mos lejojmë që veprat e liga të shkatërrojnë natyrshmërinë e pastër që bartë shpirti i njeriut. Besimi në Zotin mbështjellë zemrën e njeriut me iman e dev-





otshmëri se Allahu xh.sh., është Krijuesi dhe furnizuesi i çdo gjëje.

Adhurimi është parim i parë, për të cilin Allahu xh.sh. zbriti librat hyjnorë, dhe dërgoi shumë Pejgamber, për ti ftuar njerëzit në këtë adhurim. Allahu xh.sh. thotë: "Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!" El-Enbija-25

Është mëkat i madh për njeriun të cilit iu është dhuruar mendja dhe vullneti,që të jetoi i hutuar dhe i pavëmendshëm,pa ditur fare për vetën e tij e as për rolin e tij në këtë botë. Derisa roli i njeriut është kyç në këtë jetë,atij i takon udhëheqja në tokë,përgjegjësia por edhe llogari dhënia për punën dhe angazhimin e tij në këtë jetë. Është për të ardhur keq për ata të cilët janë të pa vëmendshëm sa duhet në urdhrat e Zotit xh.sh. largohen nga kjo botë pa shijuar më të mirën që ka kjo botë,e kjo është dashuria ndaj Allahut xh.sh., besimi e njohja e Tij. Kjo dashuri ndriçon zemrat me dritën hyjnore, gjuha e tij nderohet me përmendjen e Allahut xh.sh., dhe gjymtyrët e njeriut zbukurohen me shërbimin ndaj Allahut të Madhërishëm.

Allahu xh.sh. thotë: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre". En-Nahl: 97

E kur myslimani e falënderon Allahun xh.sh. për mirësitë e Tij, kthehet sinqerisht tek Ai, ku shpreson në faljen e Tij dhe i trembet dënimit të Tij. Atëherë Allahu xh.sh. e ngrit atë në shkallën më të lartë, duke i dhuruar begatitë e Tij. Këta njerëz e donë Allahun xh.sh.,e madhërojnë atë dhe zbatojnë urdhrat e Tij, këshillojnë për të mirë dhe nuk shkelin kufijtë e Tij. Këshilla për të mirë dhe ndalimi nga e keqja,janë obligim për çdo mysliman të moshës madhore. Këtë e përshkruan shumë mirë kur Llukmani i drejtohet birit të tij: "O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira, e ndalo nga të këqijat, përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet, këto janë nga çështjet më të preferuara". Llukman, 17

Derisa njeriu bënë edhe vepra të këqija dhe bëhet prej njerëzve mëkatar, Allahu xh.sh. e thërret atë që ai të pendohet duke i thënë: "...Pendohuni të gjithë te All-llahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim". Nur-31

Andaj o besimtarë:Shpejtoni në punë të mira, largohu nga punët e liga e të këqija që të jetë Zoti i kënaqur me juve. Kjo do të ndikoj në faljen e mëkateve nga ana e Allahut xh.sh., dhe do tu shpërblej me xhenet i cili është premtuar për besimtarët e drejt e të devotshëm, ruani vetën nga mashtrimet e intrigat e shejtanit të mallkuar detyra e të cilit është mashtrimi dhe largimi i njeriut nga besimi dhe përkushtimi e adhurimi i Zotit xh.sh.. Kjo thirrje e Allahut xh.sh., për besim në Zotin një dhe kryerjen e obligimeve ndaj Krijuesit të këtij universi, shoqëroi edhe njeriun e parë Ademin a.s. për të vazhduar te të gjithë pejgamberët e tjerë me radhë deri te Muhamedi a.s. të cilit iu shpall Kurani.

Ju vëllezër e motra, mos hezitoni asnjë herë edhe pas ramazanit t'ia mësyni xhamisë aty ku përmendet e adhurohet Allahu xh.sh., aty ku edukohet shpirti e pastrohet zemra nga çdo ves i keq, aty ku njeriu e gjen vetën më afër Zotit xh.sh.

Mëkatet e mëparshme të mos jenë pengesë e pendimit, kthehu, që jetës ti japish kuptim e domethënie, ngase këtë jetë e krijoi i Madhi Zot. Dyert e kësaj feje universale për botën mbarë pa dallim kohe, gjuhe, race a vendi janë të hapura. Zoti është i mëshirshëm e mëshirën e tij në raport me njeriun e tregon edhe me këtë ajet kuranor. "S'ka dyshim se All-llahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do". (En-Nisa, 48).

Edhe besimtari duhet të jetë i mëshirshëm, mëshi-



të jenë pjesë e jetës në të gjithë botën.

Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besuat, hyni në paqe tërësisht (përqafojeni fenë islame në tërësi), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armik juaji i hapët". (El Bekare, 208)

Kurani e bënë myslimanin përgjegjës për trajtimin e njerëzve qofshin muslimanë apo jo në mënyrë të ndershme,me mirësjellje dhe drejtësi. për të parandaluar përhapjen e mizorisë, anarkisë dhe terrorit, të cilat direkt godasin sigurinë, qetësinë dhe paqen, në mesin e njerëzve.

Në Kuran thuhet: "...E All-llahu nuk e do çrregullimin (fesadin)". (El Bekare, 205)

Islami është i pastër nga të gjitha këto akte të cilat prodhojnë vetëm dhunë e pasiguri. Asgjë nuk ka feja Islame të përbashkët me këto akte të dhunës të cilat po ndodhin nëpër shumë vende të botës. Luftërat e shumta e të pa kuptimta të cilat sot po zhvillohen edhe në emër të fesë të cilat po sjellin vetëm, pasiguri, vrasje, terror, masakra, dhunime nuk kanë asgjë të përbashkët me porosit hyjnore të Madhit Zot. Të gjitha këto janë krime të cilat nuk përkojnë me natyrën e të qenit njeri, por megjithatë ndodhin nga vet njeriu i çfarëdo besimi qoftë ai.

Vrasja e njeriut është një prej akteve më mizore që bënë njeriu, historia njerëzore fatkeqësisht është plot e përplot me akte të tilla. Allahu xh.sh. përsërit në Kuran një urdhëresë të shpallur më herët te hebrenjtë në "Dhiatën e Vjetër" kur thotë: "Për këtë (shkak të atij krimi) Ne u shpallëm (ligj) beni israilëve se kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit. Atyre (beni israilëve) u erdhën të dërguarit Tanë me argumente, mandej edhe pas këtij (vendimi) shumë prej tyre e teprojnë (kalojnë kufijtë në mbytje) në këtë tokë". (El Maide, 32).

Shëmbëlltyra e njerëzimit, më i dashuri i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s. trondit botën me këtë thënie para 1400 vjetësh. Që edhe gjatë luftës duhet të ketë kod mirësjelljeje kur thotë: "Mos vrisni fëmijë! Shmangni prekjen e njerëzve që ia kanë përkushtuar vetën lutjes nëpër kisha!Kurrë mos vrisni gra dhe pleq!Mos digjni e as mos prisni pemë!Kurrë mos rrënoni shtëpi!"

Vrasja e një njeriu pa drejtësisht është krim i cili është njësoj sikur me vrasjen e gjithë njerëzimit. Ndaj Allahu xh.sh., ka urdhëruar njeriu që ti largohet çdo të keqeje. Shtypja, mizoria, vrasja, gjakderdhja janë të gjitha

ra duhet të jetë pjesë e moralit të tij, kjo mëshirë e ky moral i lartë te njeriu lind nga pastërtia e shpirtit, duke bërë vepra të mira,dhe duke u larguar nga veprat e këqija,përmes së cilave ruan pastërtinë e shpirtit para Zotit dhe para njeriut. Besimtarit të tillë asnjëherë nuk i boshatiset zemra nga mëshira. Ndaj njeriu i mirë e donë mëshirën, mundohet ta zbatoi atë duke këshilluar edhe të tjerët se mëshira është vlerë njerëzore e natyrshmërisë së njeriut.

Muhamedi a.s. thotë: "Allahu i mëshiron ata njerëz që janë të mëshirshëm".

Prandaj është pjesë e njerëzores për çdo njeri, dhe gjithashtu pjesë e Islamit te çdo besimtarë t'i zbutet zemra dhe tu dalë në ndihmë nevojtarëve, tu shtrijë dorën e ndihmës të varfërve,sepse vet Allahu i Madhërishëm është i Mëshirshëm dhe do ti mëshiroi robërit e Tij, që janë të mëshirshëm.

*Vëllezër e motra!*

Islami është fe e cila iu është shpallur njerëzimit me qëllimin e dhurimit të një jete paqësore, përmes së cilës të pasqyrohet në tokë mëshira dhe bamirësia e pafund në këtë jetë. Zoti xh.sh. i urdhëron të gjithë njerëzit në moralin Islam, ku bamirësia, paqja dhe toleranca mund

të ndaluara. Megjithatë vëllezër e motra, në kohën e sotme aktet e terrorizmit, gjenocidit, krimit, masakrave ndodhin nëpër shumë vende të botës. Njerëz të pafajshëm vriten, fëmijë, gra burra të shtyrë në moshë,pa u kursyer fare për interesa tërësisht artificiale, dhe zhyten në gjakderdhje. Këto tmerre po ndodhin edhe në vende me histori e civilizim të lashtë si Bagdadi, Basra e Damasku, Palestina, vende të cilat i kanë dhanë botës civilizim, qytetërim e kulturë. Sot nga lufta e brendshme mes tyre po u kanoset edhe zhbërja si shtet.

*Vëllezër e motra!*

Zoti na urdhëron të kryejmë punë të mira. Allahu xh.sh thotë: "...Dhe bën mirë ashtu siç të ka bërë All-llahu ty, e mos bën të këqija në tokë, se All-llahu nuk i do çrregulluesit". (El Kisas, 77).

Përkundër këtyre parimeve jemi dëshmitarë të asaj që edhe gjatë këtij muaji të bekuar të Ramazanit fatkeqësisht ishim dëshmitarë të shumë vrasjeve, torturave, maltretimeve, krimeve masakrave, nëpër shumë vende të botës a në veçanti në botën Islame. Po derdhet shumë gjak i pakuptimtë, ku nuk u kursyen as të pa fajshmit, si fëmijët, gratë, dhe burrat e shtyrë në moshë. Më e keqja e kësaj se kjo gjakderdhje po bëhet kinse në emër të fesë,a në realitet e gjithë kjo është kundër parimeve të fesë Islame.

Kurani na ka urdhëruar që të jetojmë në paqe të respektojmë njëri tjetrin, të rrisim e forcojmë vlerat morale e njerëzore në mesin e besimtarëve, të bashkëpunojmë e veprojmë bashkërisht, në kultivimin e dashurisë mes njerëzve. Duhet ta dimë të gjithë se Islami është kundër dhunës kudo që paraqitet apo ndodhë ajo, është kundër vrasjeve të njerëzve të pa fajshëm, kundër torturave të natyrave të ndryshme, kundër çdo gjëje e cila shkon në dëm të shoqërisë njerëzore.

Ne jemi kundër çdo dhune pa varësisht se ku ajo ndodhë, pavarësisht se çfarë besimi i takon ai që e kryen. Duhet të ruajmë vendin tonë nga ky sindromë shkatërrues, e i prishtë i cili synon destabilizim, përçarje, mos tolerancë, gjakderdhje e krime të natyrave të ndryshme. Interesat e individëve,të grupeve apo kujtdo qofshin ato duhet edhe më të ngremë zërin e arsyes të gjithë ne, se nuk do të tolerojmë me asnjë çmim destabilizimin e vendit tonë përmes këtyre akteve në emër të fesë. Unë ftojë edhe me këtë rast të gjithë imamët, të gjithë popullin që të jemi syçelë dhe të mos iu krijojmë hapësirë e mundësi grupeve ekstreme e radikale të veprojnë në vendin tonë. Bashkësia Islame me tërë forcën e saj do të luftoi çdo lloj ekstremizmi e radikalizmi i çfarëdo ngjyre qoftë ai i cili shkon në dëm të shtetit tonë, të sigurisë së vendit tonë.

Bashkësia Islame është e përkushtuar që të mbroj vlerat e Islamit, dhe në raport me këtë nuk do të zmbrapset pa varësisht presionit që mund ta ketë nga qarqe të ndryshme.

Bashkësia Islame është kundër asaj që po ndodhë në Siri, Irak, e vende tjera, ku zullumi dhe masakrat janë prej më të ndryshmëve, ku po vriten e mbyten fëmijë e njerëz të pafajshëm, për disa interesa të pakuptimta.

Ne jemi edhe kundër vrasjes së njerëzve të pa fajshëm, fëmijëve grave e pleqve që po ndodhë në Gaza –Palestinë tash e sa vjet, a në veçanti gjatë këtij muajit të Ramazanit. Ftojmë bashkësinë ndërkombëtare që të ndikoi dhe kjo luftë e këto vrasje e shkatërrime të ndalen, dhe të fillojnë bisedimet për gjetjen e zgjidhjes së problemit palestinezo-izraelit.

Gjithashtu bota demokratike të mos mbetet shikuese pasive e asaj që po ndodh me muslimanët e Mijan Marit në Burma,dhe Afrikën Qendrore, të cilët po vriten e digjen vetëm pse janë myslimanë,e të cilët nuk kanë asnjë mbrojtje dhe kanë mbetur në harresë. T'u ndihmohet atyre dhe të vendoset paqja mes të gjithë atyre që jetojnë në ato shtete.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Të kultivojmë frymën e dashurisë, paqes, tolerancës respektit të ndërsjellë edhe me besimet e tjera, që Kosova të jetë vend i harmonisë, bashkëpunimit të tolerancës e paqes. Ngase Islami është një fe e cila iu është shpallur njerëzimit me qëllimin e dhurimit të një jete paqësore, përmes së cilës pasqyrohet në tokë mëshira dhe bamirësia e pafund e Zotit.

Ky është edhe mesazhi universal i cili del nga kuptimi i drejt i agjërimit të muajit të shenjët të Ramazanit, mesazh i cili në vazhdimësi troket në ndërgjegjen e njeriut për ta rizgjuar atë, në mënyrë që bota të përqafoi paqen.

Më lejoni që nga ky vend i shenjët nga kjo xhami, edhe njëherë ta lus Krijuesin e këtij Universi për mirëqenien tuaj, kudo që gjendeni ju në Kosovë e brenda trojeve tona etnike shqiptare, por edhe në mërgatën e largët. Zoti na faltë begati të shumta edhe në këtë ditë të Bajramit.

*Me fat ju qoftë festa e Fitër - Bajramit.*
*Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava*
*28 korrik, 2014*

*(Hytbeja e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava me rastin e festës së Fitër-Bajramit të mbajtur në Xhaminë e Madhe të Prishtinës)

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf" – (11)



### Fitneja e Iblisit-Shejtanit

"(Përkujto) Kur u thamë engjëjve: "Përuluni Ademit, e ata iu përulën përpos Iblisit. Ai ishte nga xhinët, dhe nuk respektoi urdhrin e Zotit të vet". Vallë, a në vend Timin do ta merrni për mik atë dhe pasardhësit e tij, ndërsa ata janë armiq tuaj?" Sa këmbim i shëmtuar është ai i jobesimtarëve! Unë nuk i mora ata (të humburit) si dëshmitarë të krijimit të qiejve e të tokës e as të krijimit të vetë aty¬re, e as që do t'i merrja si ndihmëtarë ata që të tjerët i shpijnë në humbje" E ditën kur Ai thotë: "Thirrni ata, për të cilët menduat se janë bashkëpunëtorët e Mi!" I thërrasin, por ata nuk u përgjigjen (për ndihmë) atyre dhe ato lidhjet e tyre (në Dynja) Ne i zhdukim. Kriminelët e shohin zjarrin dhe binden se do të hidhen në të, dhe se nuk gjejnë shtegdalje prej tij." – (El-Kehf, 50-53)

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato parapake

Veprimet eidhujtarëve, të cilët u "shquan" për veset e këqija, mburrjen me pasuri e trashëgimtarë, si dhe nënçmimin e besimtarëve të varfër, përputhen plotësisht me veprimin e shejtanit të mallkuar-Iblisit, i cili u bë mendjemadh dhe u mburr, duke e nënvlerësuar Ademin a.s. Ai-Iblisi u krekos me origjinën e krijimit të tij, duke i thënë Allahut: Mua më krijove nga zjarri, kurse atë (Ademin) nga balta, prandaj jam më i lartë e më i vlefshëm se ai. A thua si mund t'i bie në sexhde, atij?! Të njëjtën gjë ia kishin thënë edhe idhujtarët Pejgamberit a.s.: Si të ulemi në të njëjtën ndeje me këta varfanjakë, kur dihet loza dhe prejardhja jonë fisnike, kurse këta as kanë pasuri e as lozë për t'u krenuar...

### Koment:

وَإِذْ قُلْنَا لِلْمَلَائِكَةِ اسْجُدُوا لِآدَمَ فَسَجَدُوا إِلَّا إِبْلِيسَ كَانَ مِنَ الْجِنِّ فَفَسَقَ عَنْ أَمْرِ رَبِّهِ أَفَتَتَّخِذُونَهُ وَذُرِّيَّتَهُ أَوْلِيَاءَ مِن دُونِي وَهُمْ لَكُمْ عَدُوٌّ بِئْسَ لِلظَّالِمِينَ بَدَلًا ﴿50﴾

*50. "(Përkujto) Kur u thamë engjëjve: "Përuluni Ademit, e ata iu përulën përpos Iblisit. Ai ishte nga xhinët, dhe nuk respektoi urdhrin e Zotit të vet". Vallë, a në vend Timin do ta merrni për mik atë dhe pasardhësit e tij, ndërsa ata janë armiq tuaj?" Sa këmbim i shëmtuar është ai i jobesimtarëve!*

Nga ajetet paraprake të cilët na ofruan disa pamje të Ditës së Fundit dhe asaj të Gjykimit, tash I Lartmadhërishmi na bart në një pamje krejtësisht tjetër, thellë-thellë në të kaluarën e largët, në Ditën që Allahu krijoi babanë tonë Ademin a.s., dhe I urdhëroi melekët që t'i binin atij në sexhde nderimi. Që nga ky moment, kur Iblisi refuzoi urdhrin e Allahut, fillon edhe armiqësia në mes shejtanit dhe pasardhësve të tij në njërën anë, dhe Ademit e pasardhësve të tij në anën tjetër..

Siç do të shohim në vazhdim, ky grup ajetesh fillon me tërheqjen e vërejtjes për njerëzit që të kenë kujdes nga armiqësia e djallit ndaj tyre, armiqësi kjo, e ndezur që në fillet e para të krijimit të llojit njerëzor.

Ajetii 50-të i kësaj sureje fillon me urdhrin hyjnor të Allahut ndaj engjëjve që t'i binin në sexhde Ademit a.s., si shenjë fisnikërie ndaj llojit njerëzor, në përgjithësi. Në lidhje me këtë moment fisnikërie flasin edhe shumë ajete të tjerë kuranorë si: "El-Bekare", 34, "El-Hixhr", 28-29 etj, dhe që të gjithë flasin edhe për refuzimin e Iblisit që ta respektonte urdhrin e Krijuesit, për t'i rënë në sexhde Ademit a.s..

Shkaku i refuzimit të Iblisit për të rënë në sexhde, ishte mburrja me origjinën e krijimit të tij . Ai ishte krijuar prej flakëve të zjarrit, kurse njeriu (Ademi) prej dheu. Ajeti 76 i sures "Sad" e sqaron këtë mburrje: "Ai (Iblisi) tha: "Unë jam më i mirë prej tij, mua më ke krijuar nga zjarri, e atë e krijove nga balta!"

Nga ajetet kuranore, po edhe nga hadithet e shumta profetike, mësojmë se prej exhinëve ka të tillë që adhurojnë Allahun për t'u ngritur shpirtërisht, por ka edhe të tillë që adhurojnë Allahun, dhe në vete fshehin mendjemadhësinë që nuk përkon me adhurimin.

Pa dyshim, që më i njohuri prej exhinëve është Iblisi. Kjo krijesë, në çastet kur u shpall Urdhri hyjnor drejtuar engjëjve për t'i bërë sexhde respekti Ademit a.s., po qëndronte në shoqëri të tyre, dhe kur ky refuzoi t'i binte në sexhde, atëherë u shndërrua në simbol të së keqes në këtë ekzistencë.

Disa njerëz mendojnë që Iblisi ishte engjëll, për shkak se ishte në mesin e tyre. Por e vërteta është se ai ishte një nga exhinët, duke u bazuar në fjalët e Lavdiplotit:

"... Ai ishte nga xhinët, prandaj nuk respektoi urdhrin e Zotit të vet..." - (El-Kehf, 50)

Megjithatë këtu pashmangshëm shtrohet pyetja: - A thua ç'bënte Iblisi në shoqërinë e engjëjve?! Çfarë kishte bërë ai që të meritonte nderin e të ndenjurit në shoqërinë e tyre?!

Përgjigjja është e vështirë, sepse kjo gjë është një fshehtësi absolute (gajb). Dijetarët thonë: Ai (Iblisi), para se të krijohej njeriu, për t'u lartësuar në famë, kishte adhuruar Allahun me mija vjet. E kishte adhuruar Allahun duke lakmuar famën dhe lavdinë e jo devotshmërinë dhe përkushtimin ndaj Tij. Ishte simbol i shpirtit të keq. Por, meqë adhurimi ishte rruga e vetme e ngritjes dhe e lartësimit, ai ndoqi atë rrugë dhe, në momentin kur engjëjve iu urdhërua t'i bënin sexhde Ademit a.s., natyrisht që ai urdhër vlente edhe për të, meqë ishte më i mangët në vlerë e nderim sesa engjëjt.

Mirëpo në ato çaste dolën në shesh qëllimet e tij të vërteta, të mbajtura fshehtë për një kohë aq të gjatë. Iblisi i mallkuar zbuloi maskën e mendjemadhësisë, të cilën e kishte në zemër. E kuptoi që synimet e tij për famë e lavdi po shkatërroheshin dhe kur erdhi urdhri hyjnor për t'i rënë në sexhde Ademit a.s., që ishte krijuar nga dheu, ai shfaqi mendjemadhësi dhe refuzoi të bindej. Me këtë veprim të tij, Iblisi zgjodhi të ishte simbol i së keqes.

Prej asaj dite, Iblisi vërtetë u shndërrua në krijesën më famëkeqe në ekzistencë. Në fakt fitoi këtë famë të keqe, por e humbi vetveten, duke qenë përjetësisht i përjashtuar nga mëshira e Krijuesit të tij. Shpirti i tij i lig, mbështeti dhe i dha përkrahje çdo ligësie, çdo të keqeje, mizorie dhe mëkati në Tokë...

Allahu i Lartmadhërishëm, pikërisht për këto arsye Ua tërhoqi vërejtjen njerëzve mendjelehtë, që të mos pasonin intrigat e shejtanit, dhe si pasojë e kësaj tëmos binin në humnerat e kufrit. Allahu xh.sh. në shumë ajete kuranore, racës njerëzore Ua bëri me dije se shejtani është armiku i tyre i përbetuar, si f.v. në ajetin 60 të sures Jasin: "O bijtë e Ademit (kriminelë), po a nuk ua dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!?"Madje ua tërhoqi vërejtjen që të mos e merrnin atë (shejtanin) për mik në vend të Allahut, Krijuesit të tyre, sepse një gjë e tillë, është shumë e ulët dhe këmbim i keq. Dhe, nëse jobesimtarët nuk pendohen nga kufri i tyre, ata së bashku me shejtanin do të jenë përjetësisht në zjarrin e Xhehenemit...

*51. "Unë nuk i mora ata (të humburit) si dëshmitarë të krijimit të qiejve e të tokës e as të krijimit të vetë atyre, e as që do t'i merrja si ndihmëtarë ata që të tjerët i shpijnë në humbje"*



مَّا أَشْهَدتُّهُمْ خَلْقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَلَا خَلْقَ أَنفُسِهِمْ وَمَا كُنتُ مُتَّخِذَ الْمُضِلِّينَ عَضُدًا ﴿51﴾

Në këtë botë, gjithmonë pati e do të ketë njerëz me zemra të sëmura, që njerëzimin do të përpiqen ta devijojnë në besimin e tyre të pastër, me lloj-lloj idesh të çoroditura e të sëmura. Këta njerëz, zemrat e të cilëve i ka rrëmbyer shejtani i mallkuar vazhdimisht kanëhedhur teza se kjo ekzistencë u krijuar vetvetiu, rastësisht, si pasojë e një shpërthimi masiv në gjithësi, para miliarda e miliarda vitesh. Ata madje edhe praninëe njeriut në këtë tokë, e konsiderojnë si rezultat tënjë procesi të ndërlikuar nga një evolucion i gjatë kohor. Që të gjitha këto marrëzi, janë në kundërshtim me të vërtetën, por edhe me vetë logjikën e shëndoshë, sepse në këtë ekzistencë, asgjë nuk ndodh rastësisht. Allahu xh.sh. krijoi këtë gjithësi me Vullnetin dhe Urtësinë e Tij. Çështja e krijimit i përket vetëm Allahut xh.sh. dhe as nuk mund të pranohet ndonjë diskutim tjetër logjik rreth saj. Mirëpo, nëse e thotë ndokush se kjo gjithësi u krijua rastësisht apo vetvetiu, ne vetëm mund t'i themi se rastësia nuk mund të krijojë një rregull a ligj kaq të përpiktë, si rregulli i gjithësisë, i cili nuk ndryshon edhe përkundër kalimit të miliona-miliona viteve.

Ka "pseudo-dijetarë" që trumbetojnë me të madhe se paraprijëse të kësaj ekzistence kanë qenë disa thërrmija të palëvizshme, të cilat rastësisht, vetvetiu, filluan të lëvizin, pastaj u ngjeshën dhe u bashkuan mes veti. Por këta "mendimtarë" do t'i pyesnim: Athua kush i krijoi dhe kush i shpiku për herë të parë këto thërrmija ato¬mike dhe kush qe "Ai" që i nxiti ato të lëviznin nga pa¬lëvizshmëria?!

Nëse dikush tjetër pohon se jeta ka filluar prej një qelize të ujit, si reaksion i proceseve kimike, do ta py¬esnim: Athua kush qe "Ai" që nxiti këto reaksione kimike për të krijuar këtë qelizë nga uji?!

Ne as qëkemi ndërmend të zhvillojmë ndonjë dialog me të tillët, veçse këtyre shtrembëruesve të së vërtetës u themi se insistimi Juaj në kufër-mosbesim na forcon edhe më tepër Imanin, duke qenë edhe më të bindur se Allahu, Krijuesi i kësaj ekzistence që e shohim dhe



të asaj që nuk arrijmë ta perceptojmë dot me shqisat tona,është i zhveshur nga çdo e metë.

وَيَوْمَ يَقُولُ نَادُوا شُرَكَائِيَ الَّذِينَ زَعَمْتُمْ فَدَعَوْهُمْ فَلَمْ
يَسْتَجِيبُوا لَهُمْ وَجَعَلْنَا بَيْنَهُم مَّوْبِقًا ﴿52﴾
وَرَأَى الْمُجْرِمُونَ النَّارَ فَظَنُّوا أَنَّهُم مُّوَاقِعُوهَا
وَلَمْ يَجِدُوا عَنْهَا مَصْرِفًا ﴿53﴾

*52. "E ditën kur Ai thotë: "Thirrni ata, për të cilët menduat se janë bashkëpunëtorët e Mi!" I thërrasin, por ata nuk u përgjigjen (për ndihmë) atyre dhe ato lidhjet e tyre (në Dynja) Ne i zhdukim."*

*53. "Kriminelët e shohin zjarrin dhe binden se do të hidhen në të, dhe se nuk gjejnë shtegdalje prej tij."*

Dita e Gjykimit, do të jetë ditë e vështirë për të gjithë, por sidomos për jobesimtarët dhe të humburit. Ata në këtë ditë do të ballafaqohen me turpin e përbotshëm, kur do të shohin se mosbesimi i tyre dhe mohimi i Allahut ishte rruga e gabuar që kishin zgjedhur. Allahu u Plotfuqishëm, do t'i turpërojë edhe më tepër kur do t'u drejtohet atyre me fjalët, që t'i thërrasin ata që i kishin paramenduar si bashkëpunëtorë dhe ndihmës të Allahut në krijim. Këta mjeranë nga vogëlsia e tyre do të përpiqen të bëjnë përpjekjet e tyre të fundit të dëshpëruara, duke thirrur idhujt dhe "zotat" e rremë e të imagjinuar, por askush nuk do t'u përgjigjet, sepse në këtë Ditë, e tërëçështja i takon vetëm Allahut-Krijuesit të Vetëm, Absolut dhe Fuqiplotë.

Llogaria ndaj këtyre njerëzve kriminelë, do të jetë shumë e shpejtë dhe e ashpër. Ata do të hidhen pamëshirshëm në Zjarrin përcëllues të Xhehenemit, dhe askush nuk mund t'i shpëtojë nga dënimi i merituar i Allahut...

**Porosia e këtyre ajeteve**

-Allahu xh.sh. sikur dëshiron t'i këndellë njerëzit e hutuar se Iblisi është armik i përbetuar i racës njerëzore, duke i paralajmëruar që mos mashtrohen nga lajkat dhe joshjet e tij, sepse fundi i tyre, ashtu si edhe i shejtanit, do të jetë Skëterra e Xhehenemit.

- Në këto ajete kemi një ngjashmëri krahasuese në mes mendjemadhësisë së idhujtarëve e pastaj edhe të pronarit të dy kopshteve, me mendjemadhësinë e Iblisit, i cili refuzoi t'i binte në sexhde Ademit, duke pretenduar se ishte krijesë më e vlefshme, më e lartë dhe më fisnike se ai. Po kështu edhe idhujtarët e shihnin veten më superior e më të vlefshëm sesa varfanjakët muslimanë që rrinin afër Pejgamberit a.s., ashtu siç veproi edhe pronari i dy kopshteve, me mendjemadhësi e krekosje.

- Jobesimtarët që marrin për mik shejtanin dhe e pasojnë rrugën e tij djallëzore, janë pala e humbur, sepse nuk morën mësim nga armiqësia e tij e përjetshme ndaj babait të tyre – Ademit a.s.

- Iblisi kishte mëkatuar kur kishte thyer urdhrin e Allahut, duke refuzuar sexhden ndaj Ademit, kurse Ademi mëkatoi kur po ashtu theu urdhrin e Allahut, duke ngrënë nga pema e ndaluar. Por, dallimi në mes këtyre dy mëkateve është skajshmërish i pakrahasueshëm, sa hapësira mes qiejve e Tokës. Gabimi i Ademit nuk ishte mëkat i qëllimshëm, por një moment shkujdesi i dobësisë njerëzore, kurse Iblisi mëkatoi qëllimshëm madje duke insistuar vendosmërisht në qëndrimin e tij rebelues. Ai pas mëkatit, jo që nuk u pendua, por vazhdoi me ngulm të mbronte mendimin e tij se ishte më i vlefshëm se Ademi nga aspekti i materies krijuese, kurse Ademi a.s. më përulësinë e natyrës së tij të ndjeshme njerëzore, megjithatë u pendua thellë dhe sinqerisht, duke kërkuar falje nga Allahu I Gjithëmëshirshëm, me lot në sy…

- Ademi nuk bëri kufër me gabimin e tij, ndonëse theu urdhrin e Allahut që të mos hante nga pema e ndaluar, ndërsa Iblisi, po. Ai përveçqë theu urdhrin e Allahut, edhe dyshoi në Urtësinë e Tij gjatë krijimit të Ademit, duke e nënvlerësuar materien nga e cila u krijua Ademi, në raport me vetveten!

- Gabimi i Ademit ishte shkaktuar nga vesvesja që ia mbolli Iblisi në një moment hutie, ndërsa gabimi i Iblisit ishte i nxitur nga vetvetja, duke qenëi cytur nga vetë shpirti i tij i prishur.

- Allahu nuk pati nevojë për ndonjë ndihmës gjatë krijimit, sepse Ai është I Plotfuqishëm dhe I Gjithëpushtetshëm. Këto ajete kur Ai thotë se nuk I kam marrë për dëshmitarë e as ndihmës të humburit dëfton për humbjen në të cilën janë idhujtarët dhe jobesimtarët në përgjithësi, të cilët mohojnë krijuesin e tyre, duke i bërë shirk Atij, duke besuar në idhuj e zota të imagjinuar, të nxitur nga djallëzitë e shejtanit të mallkuar. Dënimi i këtyre do të jetë zjarri i Xhehenemit. *(vijon)*



**Prof. ass. dr. Musa Vila**

# Namazi kaza

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ حِينَ قَفَلَ مِنْ غَزْوَةِ خَيْبَرَ سَارَ لَيْلَهُ حَتَّى إِذَا أَدْرَكَهُ الْكَرَى عَرَّسَ وَقَالَ لِبِلَالٍ اكْلَأْ لَنَا اللَّيْلَ فَصَلَّى بِلَالٌ مَا قُدِّرَ لَهُ وَنَامَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَأَصْحَابُهُ فَلَمَّا تَقَارَبَ الْفَجْرُ اسْتَنَدَ بِلَالٌ إِلَى رَاحِلَتِهِ مُوَاجِهَ الْفَجْرِ فَغَلَبَتْ بِلَالًا عَيْنَاهُ وَهُوَ مُسْتَنِدٌ إِلَى رَاحِلَتِهِ فَلَمْ يَسْتَيْقِظْ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَلَا بِلَالٌ وَلَا أَحَدٌ مِنْ أَصْحَابِهِ حَتَّى ضَرَبَتْهُمْ الشَّمْسُ فَكَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَوَّلَهُمْ اسْتِيقَاظًا فَفَزِعَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَقَالَ أَيْ بِلَالُ فَقَالَ بِلَالٌ أَخَذَ بِنَفْسِي الَّذِي أَخَذَ بِأَبِي أَنْتَ وَأُمِّي يَا رَسُولَ اللَّهِ بِنَفْسِكَ قَالَ اقْتَادُوا فَاقْتَادُوا رَوَاحِلَهُمْ شَيْئًا ثُمَّ تَوَضَّأَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَأَمَرَ بِلَالًا فَأَقَامَ الصَّلَاةَ فَصَلَّى بِهِمْ الصُّبْحَ فَلَمَّا قَضَى الصَّلَاةَ قَالَ مَنْ نَسِيَ الصَّلَاةَ فَلْيُصَلِّهَا إِذَا ذَكَرَهَا فَإِنَّ اللَّهَ قَالَ: أَقِمْ الصَّلَاةَ لِذِكْرِي

"Tregon Ebu Hurejra se vërtet Resulullahun a.s., duke u kthyer natën nga beteja e Hajberit, nga lodhja e kishte kapluar kotja, Ai u stacionua në një vend për pushim. I tha Bilalit: "Na bëj kujdestari (për të na zgjuar për namazin e sabahut). Bilali u fal gjatë natës aq sa dëshiroi. Resulullahu a.s., kishte fjetur me shokët e tij. Kur u afrua mëngjesi, Bilali ishte mbështetur në devenë e tij në drejtim të lindjes së mëngjesit. Bilalin e kishte kapluar gjumi ashtu mbështetur në devenë e tij. As Resulullahu e as shokët e tij nuk u zgjuan derisa i zgjoi dielli. I pari që u zgjua, ishte Resulullahu. I trembur, Resulullahu a.s., thirri: "O Bilal"! Bilalli u përgjigj: "Për babën dhe nënën (sakrifikofsha babanë dhe nënën time për ty!) Ai që të mori ty (gjumi), më mori edhe mua. Resulullahu tha: "Përgatitni kalorësinë (devetë dhe kuajt) për udhëtim. Pastaj mori abdes dhe urdhëroi Bilalin për ikamet të namazit. E falën namazin e sabahut dhe, pasi që e kryen namazin, tha: "Kush e harron namazin pa e falur, le ta falë atëherë kur t'i kujtohet se vërtet Allahu ka thënë: "Faleni namazin për të më përkujtuar Mua".[1]

### Fjalët e panjohura në hadith

Fjala *Kafele* d.m.th. është kthyer, duke u kthyer.

Fjala *El-kera* d.m.th. kotje, dremitje.

Fjala *arrase-tearisun* të ndalesh nga udhëtimi, në fund të natës e të stacionohesh për pushim.

Fjala *Ekl'*e ka kuptimin e kujdestarisë, ruajtjes për namazin e sabahut, për t'i zgjuar kur të dalë mëngjesi i vërtetë *(fexhrus-sadik)* për t'u falur.

Pjesa e hadithit *muvaxhihulfexhri*, ka kuptimin e të kthyerit në drejtim të lindjes, nga vjen mëngjesi, për ta ruajtur atë.

Fjala *fezea* ka kuptimin e trembjes dhe zgjimit të menjëhershëm.

### Shpjegimi i hadithit

Ky hadith është nga hadithet bazë që argumentojnë namazin kaza. Kjo ngjarje që i kishte ndodhur për herë të parë Resulullahut, ishte një urtësi e madhe, e cila na tregon dhe na mëson se edhe vetë Resulullahu a.s., me shokët e tij (ashabët) e falën namazin e sabahut kaza pas lindjes së diellit. Edhe pse arsyeja ishte e fortë, pasi që të gjithë ata i kishte kapluar gjumi, shprehja "Kush e harron namazin, le ta bëjë kaza, le ta falë" është urdhër për namazet kaza. Urdhri këtu tregon detyrim dhe nuk kufizohet vetëm për raste harrese, po përfshin të gjitha rastet, sepse, nëse është obligim kazaja për atë që ka harruar, atëherë është më me prioritet obligimi se qëllimi. Sipas këtij hadithi, ai të cilit i ikën namazi pa arsyetim të ligjshëm, e ka obligim për ta falur namazin kaza menjëherë si t'i kujtohet. E nëse i ikën namazi me arsyetim të ligjshëm, i lejohet ta vonojë namazin kaza. Këtë e bazojmë në praktikën e Resulullahut a.s., në këtë hadith, kur namazi I kishte ikur me arsyetim të ligjshëm (për shkak të gjumit). Kur u zgjua, Resulullahu a.s. urdhëroi përgatitjen e kalorësisë për udhëtim dhe braktisjen e atij vendi për t'u vendosur në një vend tjetër të afërt, për ta falur më pastaj namazin kaza. Kështu, Resulullahu a.s., nuk e fali namazin kaza menjëherë, por pasi u vendosën në një vend tjetër. Shkakun pse Resulullahu e braktisi atë vend ku i kishte zënë gjumi, e shpjegon më së miri versioni tjetër i hadithit, ku thotë: "Në këtë vend ka prezantuar shejtani".[2] Prandaj Resulullahu urdhëroi që ta lëshonin atë vend ku kishin fjetur gjatë natës.

**Mendimet e dijetarëve për namazin kaza**

Në librin "El-hidaje" të drejtimit hanefi thuhet: "Kujt i ikën namazi, e fal kaza atëherë kur t'i kujtohet, dhe (namazit kaza) i jep përparësi ndaj farzit të kohës së rregullt".[3] Këtu sqarohet shumë qartë se namazi kaza duhet të falet, bile i jepet përparësi para farzit të kohës së rregullt. Kjo përparësi vjen për shkak të radhitjes (et-tertib) që tek hanefitë është e detyrueshme. Për këtë hanefitë argumentojnë me hadithin: "Kujt i ikën namazi për shkak të gjumit apo se harron për ta falur, e nuk e kujton përveçse kur është duke u falur me imam, atëherë le ta falë atë në të cilin është lidhur, e pastaj le ta falë atë që i është kujtuar, e pastaj le ta përsërisë atë që e ka falur me imam".[4]

Kush është duke falur ikindinë dhe në çast i kujtohet se nuk e ka falur drekën, atëherë namazi i ikindisë është i papranueshëm, i prishur. Mirëpo, nëse ka frikë se po i kalon namazi i rregullt farz i kohës së vet, atëherë i jep përparësi namazit të rregullt kundrejt namazit që i ka kaluar. Ngase radhitja e vakteve bie kur ngushtohet koha e namazit të rregullt. Kjo ndodh edhe kur e harrojmë namazin apo kemi shumë namaze kaza. E nëse koha është e gjerë, e mjaftueshme, nuk lejohet t'i jepet përparësi farzit të rregullt para namazit kaza, ngase e ke kryer para kohës së vërtetë. Këtë e argumentojmë me hadithin: "Nëse të kanë ikur shumë namaze, atëherë radhitja në kaza është sikur radhitja në kohën e duhur".



Pejgamberi a.s., në luftën e Hendekut ishte i zënë duke bërë hendek e nuk kishte mundur t'i falte me rregull katër kohë të namazit.[5] Ato i bëri kaza duke i radhitur së pari drekën, ikindinë, akshamin e pastaj jacinë. Pastaj tha: "Faluni ashtu siç më shihni mua duke u falur".[6]

E nëse kohët e namazeve kaza janë shumë se namazet obligative të një dite, ose namazet të cilat kanë kaluar pa i falë janë gjashtë namaze njëra pas tjetrës), atëherë edhe në mes tyre bie radhitja (et-tertib). Që do të thotë se, nëse besimtarit i kalojnë pesë namaze e më pak, ai se pari i falë namazet kaza sipas renditjes se tyre e pastaj namazin e kohës përkatëse, e nëse i kalojnë gjashtë namaze njëra pas tjetrës e më shumë, atëherë ai e falë namazin e kohës përkatëse e pastaj i bënë kaza namazet e kaluara. Kufiri i namazeve të shumta është tek numri gjashtë. Ngase ky numër del nga radhitja për shkak se fillon në ditën tjetër.[7]

Kush e ka falur namazin e ikindisë e më pastaj i kujtohet se nuk e kishte falur drekën, atëherë namazi i ikindisë është i prishur, përveç nëse ndodhet në fund të kohës së rregullt. Kjo për shkak se tertibi – radhitja është e domosdoshme. Po ashtu, nëse e ke falur namazin e sabahut, e më pastaj të kujtohet se nuk e ke kryer namazin e vitrit, atëherë, sipas Ebu Hanifes, namazi i sabahut është prishur për shkak se vitri është vaxhib. Ndërkaq, sipas Ebi Jusufit dhe Muhamedit, namazi i sabahut nuk prishet për shkak se vitri është synet që i bashkëngjitet jacisë. Nuk vlen radhitja (tertibi) ndërmjet farzit dhe synetit. P.sh. Nëse ndonjëri e ka falur namazin e jacisë, pastaj ka marrë abdes dhe i ka falur synetet dhe vitrin, pastaj i është kujtuar se jacinë e ka falur pa abdest, atëherë, sipas Ebu Hanifes, përsërit namazin e jacisë dhe synetet, jo edhe vitrin, ngase ky është obligim – vaxhib, e vaxhibi është namaz në vete, që nuk ndërlidhet me jacinë dhe nuk përsëritet. Sipas Ebu Jusufit dhe Muhamedit, të gjitha përsëriten,[8] se namazet pas jacisë janë synete që i janë bashkëngjitur jacisë. Për namazin kaza kemi edhe hadithin që e transmeton Imam Ahmedi:"Ajo që ju ka ikur, bëjeni kaza".[9]

I mendimit për namazin kaza është edhe Imam Shafiu, i cili radhitjen nuk e sheh të domosdoshme, por e konsideron të pëlqyer (mustehab). Pra, Imam Shafiu namazin kaza e sheh si detyrim për çdo person që i ka ikur qoftë nga gjumi, harresa apo edhe qëllimisht. Mirëpo, ky nuk e sheh si obligim radhitjen dhe mendon se namazi i kohës së rregullt ka përparësi ndaj namazit që është kaza. Sepse çdo farz është bazë në vetvete, e nuk është kusht për tjetrin. Kushti është diçka që i bashkëngjitet. Kështu në mes bazës dhe bashkëngjitjes ka mospajtim dhe dallim.[10] Për argument nga hadithi i Resulullahut a.s., për faljen e namazit kaza, kemi edhe situatën e krijuar në luftën e Beni Kurejdhas, kur Pejgamberi a.s., urdhëroi e tha: "Assesi të mos e falë askush ikindinë, përveçse te Beni Kurejdha".[11] Disa ashabë, nga angazhimi i tyre (ixhtihadi), këtë ndalesë e kishin kuptuar ndalesë të vërtetë. Ata e vonuan faljen e ikindisë deri pas perëndimit të diellit (derisa arritën te Beni Kurej-



dha). Ndërsa disa ashabë të tjerë, me angazhimin e tyre, e kishin kuptuar se qëllimi i ndalesës ishte nxitja për të shpejtuar. Ata namazin e ikindisë e falën në kohën e tij. Kur u informua Pejgamberi a.s. për këtë që kishte ndodhur, veprimet e të dy grupeve nuk i qortoi dhe as i urreu, po i pëlqeu".[12]

Pra, grupi i parë e ashabëve namazin e ikindisë e kishin falur pas perëndimit të diellit. Këtë veprim të tyre Pejgamberi a.s. nuk e qortoi, po e pëlqeu dhe e miratoi. Ky namaz i tyre ishte kaza, sepse ishte falur jashtë kohës së rregullt të ikindisë.

- Hadithi bazë tregon se, për synetet e rregullta është e pëlqyer – mustehab kryerja e tyre kaza. Kjo reflektohet në bazë të praktikës së Resulullahut në këtë ngjarje, se ai kishte bërë kaza farzin dhe synetin e sabahut. Po ashtu këtë e dëshmojnë edhe versione të tjera të haditheve.

- Në hadithin bazë vërehet se para farzit është bërë edhe ikameti: "Resulullahu a.s. e urdhëroi Bilalin për të bërë ikamet". Por, vërehet se ezani nuk është thirrur në namazin kaza, edhe pse në betejën e Hendekut ishte thirrur ezani edhe për namazet kaza.

- Mospërmendja e ezanit në hadithin bazë ka dy variante:

** Ka mundësi transmetuesi i hadithit ta ketë harruar ose të mos kishte njohuri të plotë për situatën.

** Ose Resulullahu a.s. këtë herë nuk e kishte praktikuar ezanin për të sqaruar se nuk është vaxhib dhe mundet të lihet në namaze kaza.

- Në hadithin bazë vërehet se namazi i natës vlen edhe për udhëtarin – mysafirin. Kjo reflekton nga veprim i Bilalit r.a.: "Bilali u fal gjatë natës aq sa dëshiroi.."...

- Hadithi bazë tregon se duhet të merren parasysh patjetër shkaqet që mundësojnë kryerjen e namazeve farz në kohën e rregullt. Këtë e nxjerrim nga shprehja kur Resulullahu i kishte thënë Bilalit: "Na bëj kujdestari (për të na zgjuar për namazin e sabahut) gjatë natës. Për kohën e sotme, për t'u zgjuar mund të përdoren zilja e orës, e telefonit etj..

- Në disa versione të tjera thuhet: "I pari që ishte zgjuar nga gjumi pas lindjes së diellit, ishte Ebu Bekri r.a. e pastaj Omeri r.a.. Ky i fundit iu afrua Resulullahut, por kishte turp që Mësuesit më të madh që ka dërguar Allahu, t'i thoshte të ngrihej e ta falte namazin. Nxënësi nuk duhet t'i thotë kurrë mësuesit 'ngrihu e fale namazin'. Atëherë Omeri r.a., sipas një versioni tjetër, filloi të merrte tekbire: Allahu ekber ... Allahu ekber, e përsëriste derisa u zgjua Resulullahu a.s., më pas e thirri Bilalin r.a. e i tha: "Pse nuk na ke zgjuar?" Ai i tha: "Ai që t'i mori ty sytë, m'i mori edhe mua"! Qeshi Resulullahu e pastaj i tha që të thërriste ezanin. Resulullahu u fal së bashku me ashabët e Tij".[13]

#### Kush ishte Bilali r.a., ky personazh i hadithit?

Meqenëse në hadithin bazë, tërë ngjarja zhvillohet rreth Bilalit r.a., domosdoshmërish vlen të ceken disa përgjigje për pyetjet që mund të shtrohen rreth këtij personaliteti të pazëvendësueshëm në historinë e Resulullahut a.s.. Kush është myezini i parë? Kush ishte i pari që lartësoi zërin e së vërtetës, në minaren e vërtetë të botës së vërtetë? Ai ishte një rob i dobët, i mjerë, që e ngriti kjo fe dhe e bëri prej trashëgimtarëve të Xhenetit. Ai është Bilal ibn Rebah. Emër i dashur për besimtarët, e zëri i tij i bën të etur e të mallëngjyer të gjithë ata që e lexuan, e mësuan dhe e lartësuan ezanin e fesë islame. Bilali r.a., si çdo musliman, kishte dy lindje. E para, kur e lindi e ëma në këtë botë, dhe e dyta lindi kur e pranoi këtë fe. Ai i kishte jetuar dy jetë: Jetën e parë si rob e mbushur përplot mizori e dhunë. Në këtë jetë ishte i pavlerë, i pa ndihmuar, i izoluar nga familja, ishte një rob i nënshtruar dhe i përbuzur. Kur e kishte parë Pejgamberin a.s. për herë të parë, e kishte dashur. Kjo dashuri e tij ia kishte pushtuar zemrën, sytë, veshët.

Ai lëvizte dhe ecte me dashuri të Resulullahut a.s.. Kjo dashuri i solli Bilalit edhe pranimin e Islamit, fjalën La ilahe il-lallah. E donte këtë fe, sepse është kundër robërisë dhe skllavërisë së njeriut. Njeriu lind i lirë dhe duhet të jetojë i lirë në jetën e tij. Fjala La ilahe il-lallah i kushtoi shumë – e rrahën, ushtruan ndaj tij mizori, dhe e persekutuan, por ai nuk u mposht asnjëherë. E liroi nga robëria Ebu Bekri r.a. dhe, ashtu siç ishte me rroba të shqyera, mishi dhe gjaku i pikonin nga torturat e rënda, shkoi te Resulullahu a.s., i cili e mori, e përqafoi dhe e shtrëngoi për trupi ashtu sikur e merr nëna për gjoksi fëmijën e vet. U lut për të dhe e emëroi myezin të tij personal, myezinin e parë në historinë e fesë islame. Kur e thërriste Bilali ezanin Allahu Ekber ... Allahu Ekber ... trupi i besimtarëve dridhej, lëkura rrëqethej mu ashtu sikur ta zërë rryma njeriun. Në momentet më të mërzitshme, më shqetësuese Resulullahu a.s. e thërriste Bilalin dhe i thoshte: "Na qetëso me namaz, o Bilal!"[14] Atëherë Bilali r.a. ngrihej dhe e thërriste ezanin. Një ditë Resulullahu a.s. i tha Bilalit r.a.: "Më trego veprën më madhështore që e bën në Islam, se vërtet unë e kam dëgjuar zërin e nallaneve (këpucëve) të tua në Xhenet, para duarve të mia". A ka shpërblim më të madh dhe çmim më të lartë për njeriun sesa të njoftohet se është prej banorëve të Xhenetit duke qenë ende në këtë botë?! Bilali r.a. iu përgjigj Resulullahut a.s.: "Punë më madhështore nuk kam bërë se sa herë që jam pastruar gjatë ditës a natës, me atë pastërti kam falur namaze aq sa kam dëshiruar".[15] Kur Resulullahu a.s. e çliroi Mekën, e pastroi nga idhujt dhe ikonat e paganizmit dhe tërë sheshi i Qabesë ishte mbushur me mbi dhjetë mijë ashabë, e ky po e kërkonte Bilalin për të hipur mbi Qabenë dhe për ta thirrur ezanin, erdhi Bilali në atë turmë të madhe dhe hipi mbi Qabe e filloi të thërriste ezanin, - të gjithë qanin, deri dje - një rob i torturuar, sot - njeri i zgjedhur në mesin e dhjetë mijë personave! Çfarë pamje, çfarë krenarie, çfarë drejtësie, çfarë revolucioni në personalitetin e Bilalit!

1) "Sahihu Muslim", Kitabul mesxhid, v.1 f. 471, nr. 680. 2) "Sahihu Muslim", v. 5 f. 450, nr.1098. 3) Ebi El-Hasen El-Merginanij, "El-hidaje" shehu bidajetilmubtedi, v.1 f. 78. 4) "Sunen Ed-Dare Kutnij", v.1, f. 421; "Sunen El-Bejhekij", v. 2 f. 221. 5) Ibnul Hemami El-Hanefij, "Fet'hul Kadir", v.1 f. 507; "Sunen Et-Tirmidhij", nr. 179. 6) "Sahihul Buhari", v. 3 f. 7 nr. 595. 7) "El-Hidaje", El-Merginanij, v.1 f. 79. 8) Ebi El-Hasen El-Merginanij, "El-Hidaje sherh bidajetil mubtedij", v.1 f. 79. 9) Imam Ahmed, "Musned", v. 2 f. 418. 10) Ibnul Hemami El-Hanefij, "Fet'hul Kadir", v. 1 f. 503. 11) Ibn Haxher, "Fet'hul Bari", v. 4 f. 1510, nr. 3893. 12) Mr. Musa Vila, "Bazat e Hadithit", f. 39. Bot. 2009, Prishtinë. 13) "Sahihul Buharij", v. 4 f. 169; "Sahihu Muslim", v. 1 f. 475, nr. 682. 14) Sunen Ebi Davud", v. 4 f. 96, nr. 4985; "Musned Ahmed", v. 5 f. 364. 15) "Sahihul Buhari", v. 2 f. 48; "Sahihu Muslim", v. 4. f. 910, nr. 2458.



**Mr. Ejup Haziri**

# Numan Ibn Thabit (Ebu Hanife)

### Hyrje

Në temën paraprake kam përshkruar e sqaruar në mënyrë zinxhirore rrënjët e shkollës hanefite, ku nga Ebu Hanife, nëpërmjet Hamadit, Nehaiut, Alkames lidhen me sahabiun e njohur Abdullah ibn Mes'udi, e ky i fundit me të Dërguarin e Allahut. Meqë kam folur për plejadën e dijetarëve nga Abdullah ibn Mes'udi e deri tek Hamadi, ka mbetur ta trajtoj themeluesin e shkollës hanefite, nxënësin e Hamadit, Numan ibn Thabit, i njohur më tepër me emrin Ebu Hanife.

### Numan ibn Thabit (Ebu Hanife)

Numan ibn Thabit lindi në qytetin e Kufës, në vitin 80 të hixhretit, sipas versionit më të saktë[1], gjatë hilafetit të Abdul Melik ibn Mervanit. Ishte me origjinë perse, ndonëse ka edhe mendime të tjera. Gjyshi i tij ishte nga Kabuli, kurse babai i tij - Thabiti ishte takuar me Aliun, i cili, ky i fundit, kishte bërë dua-lutje për të dhe për pasardhësit e tij. Nipi i Ebu Hanifes ishte shprehur: "Unë jam Ismail ibn Hamad ibn Numan ibn Thabit... nga bijtë e lirë persianë. Për Zotin kurrë s'kemi qenë robër, e gjyshi im ka lindur në vitin 80, kurse Thabiti (babai i Ebu Hanifes), kur ishte i vogël, kishte shkuar tek Aliu dhe ky i fundit ishte lutur për bekimin e tij dhe të pasardhësve të tij".[2]

Kur themi se ishte nga persët e jo nga arabët, kjo atë nuk e vë në një pozitë më të dobët, përkundrazi edhe i Dërguari i Allahut, sipas përmbledhjes së Buhariut dhe Muslimit, kishte paralajmëruar se dituria do të kalojë tek joarabët (me theks të veçantë tek persët). Shumica e dijetarëve të njohur nga gjenerata e tabiinëve dhe tabi-tabiinëve ishin nga joarabët, si Muhamed ibn Sirini dhe Hasen ibn ebil Hasen nga dijetarët e Irakut; dijetarët e Mekës, si Ata ibn ebi Rebah, Muxhahidi, Seid ibn Xhubejri dhe Selman ibn Jesari - ishin po ashtu joarabë; dijetarët e Medinës, si Zejd ibn Eslem, Muhamed

ibn el-Munkedir...ishin gjithashtu joarabë; dijetarët e Kubasë, si Rebiatu Rre'j, Ibn ebi Zinad - ishin po ashtu joarabë; dijetarët e Jemenit, si Tavusi, djali i tij dhe ibn Munebih - ishin po ashtu joarabë; Ata ibn Abdullah el-Horasani ishte dijetar nga Horasani, nga joarabët; nga Shami ishte Mekhuli, po ashtu nga joarabët; nga Kufa ishte Hakim ibn Utbeh dhe Hamad ibn ebi Sulejman...[3]

### Imami i madh (imamul a'dham)

Numan ibn Thabit njihet me nofkën Ebu Hanife, cilësohet si imami i madh. Për sa i përket epitetit "imami i madh", ka mendime të ndryshme përse është quajtur ashtu. Shkurtimisht do të paraqes dy mendime. I pari: Ebu Hanife është i pari në renditje dhe takoi gjeneratën e ashabëve, tre imamët e tjerë nuk patën një fat të tillë. Shafiu ishte nxënës i Muhamedit, nxënësit të Ebu Hanifes dhe kështu Shafiu mund të llogaritet si nxënës i hanefive, ndërsa Ahmed ibn Hanbeli ishte nxënës i Shafiut, pra edhe ai ka ndërlidhje me hanefitë, dhe në këtë kontekst Ebu Hanifes i është dhënë epiteti "imami i madh".[4] I dyti: Për t'u dalluar nga dy nxënësit e tij të njohur, sepse hanefitë i thoshin imam secilit, për të bërë dallimin në mes Ebu Hanifes dhe Jusufit e Muhamedit, i është dhënë epiteti "imami i madh".[5]

### Arriti kohën e ashabëve

S'ka dyshim për faktin që Ebu Hanife kishte arritur kohën e ashabëve dhe për këtë ai është një hap para tre imamëve të tjerë, nga të cilët asnjëri nuk kishte arritur kohën e ashabëve dhe nuk kishin takuar ashabë. Ka dhe mendime të tjera lidhur me çështjen nëse Ebu Hanife kishte takuar ndonjërin nga shokët e të Dërguarit të Allahut apo vetëm kishte arritur kohën e tyre. Ka mendime se ai kishte takuar më shumë se një prej shokëve të Dërguarit të Allahut, mirëpo, në bazë të hulumtimeve dhe shkrimeve që janë bërë në këtë kontekst, del se Ebu Hanife kishte takuar ashabin e shquar Enes ibn Malik,[6] për se përfundimisht i takon gjeneratës së tabiinëve.

Ebu Jusufi përcjell fjalët e Ebu Hanifes, ku thotë: "E kam dëgjuar Enes ibn Malikun duke thënë: "Treguesi për mirësi është sikurse vepruesi i saj". Thuhet se Ebu Hanife me Enes ibn Malikun ishte takuar në vitin 95 dhe kishte dëgjuar prej tij.[7]

### Dukja, cilësitë dhe adhurimi i tij

Ebu Hanife kishte pamje të bukur, mjekrën dhe rrobat i kishte të bukura. Rëndësi të madhe u kushtonte rrobave të bukura dhe parfumosjes. Kur kalonte rrugës, të gjithë nuhatnin aromën e tij të këndshme, madje edhe ata që kalonin rrugës pas tij, në bazë të aromës e kuptonin se atypari kishte kaluar Ebu Hanife. Ebu Jusufi e kishte përshkruar kështu Ebu Hanifen: "Ishte mesatar nga trupi, as i madh shumë e as i vogël, ishte orator dhe më i logjikshmi nga njerëzit e shumë i qartë kur donte të tregonte diçka".[8]

Ishte tregtar dhe mjaft i pasur dhe u ndihmonte gjithnjë të varfërve dhe nevojtarëve. Në një rast, Ebu Jusufi ishte shprehur: "Nuk kam parë më bujar sesa Ebu Hanife".[9] Ebu Jusufin dhe familjen e tij e kishte ndihmuar financiarisht për plot njëzet vjet, prandaj Ebu Jusufi një ditë ishte ndalur para Ebu Hanifes dhe i kishte thënë: "Nuk kam parë më bujar se ti!" "Eh, sikur ta shihje Hamadin (sa më bujar që ishte)!"-i qe përgjigjur Ebu Hanife.[10]

Ishte besnik, mbajtës i premtimit, i drejtë dhe i sinqertë. Tolerant dhe dorëlirë për njerëzit që kishin nevojë. Me gjithë përkushtimin e tij në dije e shkencë, ai mbeti një tregtar dhe kishte sjellje tepër të mira. Ebu Zehre, kur flet për Ebu Hanifen, thotë se ai kishte katër





cilësi të mëdha në raportet me njerëzit në aspektin e tregtisë: 1-I pasur me shpirt, saqë lakmia që i varfëron shpirtrat, nuk e sundoi atë; 2-Ishte jashtëzakonisht i denjë në ruajtjen e amaneteve; 3-Ishte dorëlirë dhe tolerant; 4-Fetar dhe adhurues i madh, saqë agjëronte ditën dhe falej natën. Këto cilësi e bënin atë të veçantë në mesin e tregtarëve.[11]

Ishte adhurues i madh ndaj Allahut, lexues i pandashëm i Kuranit. Netët e tij ishin plot namaz, lutje dhe lexim Kurani. Aq shumë falej, saqë njerëzit e quanin "el-vetd-shtyllë", për shkak të qëndrimit të gjatë në namaz. Fqinjët shpeshherë dëgjonin të qarat e tij në namaz. Sufjan ibn Ujejne për të kishte thënë: "Në kohën tonë, në Mekë nuk kishte hyrë dikush me më shumë namaz sesa Ebu Hanife".[12]

### I përkushtuar në dije

Kur pa zgjuarsinë dhe mençurinë e rrallë të Ebu Hanifes, Shabiu e këshilloi dhe e nxiti që të merrej me dije dhe t'i ndiqte dijetarët e kohës. Ebu Hanife pranoi këshillën e tij dhe iu përkushtua dijes, gjersa ua kaloi të gjithë bashkëmoshatarëve të tij.[13]

Kufa në atë kohë ishte qendër e dijes dhe vendtubim i dijetarëve. Xhamitë ishin të mbushura me tubime të dijes, ku mbanin ligjërata ashabët dhe tabiinët. Ambienti ishte i favorshëm për dije, sepse aty lulëzonin të gjitha fushat e dijes. Kjo e bënte Ebu Hanifen të mos kishte nevojë të largohej nga vendlindja për kërkim të dijes, po megjithatë transmetohet se ai kishte vizituar edhe Basrën dhe Hixhazin. Hixhazin-apo vendet e shenjta i kishte vizituar shpesh, si - për haxh e umre, në kërkim të dijes si nxënës dhe si një mësues i dijes. Kur qe pyetur Ebu Hanife se nga i kishte ardhur jurisprudenca-fikhu, qe përgjigjur: "Unë isha në vendin e dijes dhe jurisprudencës (fikhut), u ula pranë dijetarëve dhe shoqërova pandërprerë njërin nga juristët e shumtë të Kufës, që quhet Hamad, prej tij përfitova shumë".

Ebu Hanife kishte shoqëruar pandërprerë mësuesin e tij, Hamadin. E shoqëroi për tetëmbëdhjetë vjet, deri kur vdiq Hamadi.[14] Në këtë kontekst Ebu Hanife është shprehur: "E kam shoqëruar Hamadin me një shoqërim, sa nuk di që ndokush të ketë shoqëruar ndokënd sikur shoqërimi im. Isha ai që bëja shumë pyetje".

Është interesant të përmendet edhe fakti që Ebu Hanifja një herë për shoqërimin e tij me Hamadin, qe shprehur: "E kam shoqëruar, dhe tek ai kam gjetur tërë atë për se ndieja nevojë, gjersa një ditë ai më tha: "O Ebu Hanife, arrite të marrësh nga unë tërë atë që gjendej tek unë nga dituria".

Ebu Hanife, përveç Hamadit, mësues kishte pasur shumë dijetarë të tjerë të dalluar, si Ata ibn ebi Rebah, Sha'biu, Amr ibn Dinar, Katadeh, Nafi', Hisham ibn Urvetu dhe shumë të tjerë. Dijetarët e njohur që kanë shkruar për jetën e Ebu Hanifes, kur tregojnë për mësuesit e tij, japin shifra të mëdha, madje shumica e tyre përmendin faktin se Ebu Hanife kishte pasur 4000 mësues dhe i tregojnë me emra se kush ishin ata mësues e dijetarë të njohur.[15]

Përveç Hamadit, Ebu Hanife, siç cituam sipër, kishte mësuar edhe tek Atai në Mekë. Për këtë Ebu Hanife qe shprehur: "Nuk kam parë jurist më të njohur se Hamad ibn ebi Sulejmani dhe nuk kam parë njeri që ka tubuar në të gjitha shkencat sikurse Ata ibn ebi Rebahu.

Disa që kishin mësuar tek Atai kanë thënë: "Ishim tek Atai duke mësuar, disa ishin pas të tjerëve, e kur vinte Ebu Hanife, ai ia lironte vendin dhe e ulte në fillim".[16]

### Largpamës dhe vizionar

Pas vdekjes së Hamadit, vendin e tij e zuri nxënësi i tij, Ebu Hanife, dhe zbrazëtirën e tij e plotësoi ky. Thuajse të gjitha transmetimet tregojnë se ai nuk u veçua asnjëherë të kishte tubime të dijes të udhëhequra nga ai, në të gjallë të Hamadit. Vetëm pas vdekjes së Hamadit ai mori udhëheqjen e tubimeve të dijes. Pas vdekjes së Hamadit, djali i tij tentoi të zinte vendin e të atit, por nuk ishte jurist-fekih sikurse i ati, prandaj edhe njerëzit filluan të pakësoheshin, mirëpo, me inkuadrimin e Ebu Hanifes, njerëzit erdhën e u shtuan. Tubimet e tij të dijes, tashmë si mësues e dijetar, i filloi pikërisht në vendin ku mësuesi i tij dikur mbante ligjërata. Kur mori drejtimin e tubimeve të dijes si mësues, pas vdekjes së Hamadit, Ebu Hanife ishte dyzet vjeç, moshë kur njeriu arrin pjekurinë e madhe dhe është i përgatitur maksimalisht.[17]

Gjithnjë, edhe si nxënës edhe si mësues, vërehej zgjuarsia dhe largpamësia e tij. Ishte i fuqishëm në argumente, i prerë në mendime, i shpejtë në përgjigje dhe ishte largpamës e vizionar i madh. Transmetohet se një njeri kishte fshehur mallin e tij në një vend e pastaj e kishte harruar vendin ku kishte fshehur pasurinë dhe një ditë kishte ardhur tek Ebu Hanife dhe ishte ankuar. Ebu Hanife i kishte thënë: "Shko në shtëpi dhe

fal namaz nate". Njeriu shkoi dhe veproi ashtu, e kur kishte mbetur çereku i fundit i natës, iu kujtua vendi dhe erdhi tek Ebu Hanife e i tregoi. Atëherë Ebu Hanife i tha: "E kam ditur se djalli nuk do të të linte ta falje (deri në mbarim) namazin, prandaj ta kujtoi vendin (e mallit), e sikur ta plotësoje natën tënde me falënderim ndaj Allahut të Madhëruar, do të ishte shumë më mirë".[18]

1) Ka edhe mendime se kishte lindur në vitin 61 h., por shumica e historianëve këtë gjë e shohin si të pamundshme, për faktin se ai kishte vdekur në vitin 150, gjegjësisht në sprovën e Mensurit për ta pranuar ofertën që të ishte gjykatës e që, sipas atij versioni, i bie të kishte 89 ose 90 vjet, që është e pamundshme që në atë moshë t'i paraqitej një kërkesë e tillë.[2] Mekkij, Menakib Ebi Hanife, bot.I-rë, pa vit dhe vend botimi, v.1, f. 4-5; Kerderij, Menakib Ebi Hanife, Mexhlis Dairetul Mearif, 1903, f. 4-6; Sajmerij, Ahbar Ebi Hanife ve Ashabuhu, bot. III-të, 1985, Alemul Kutub, Bejrut-Liban, f. 15-16; Ebu Zehre, Ebu Hanife –hajatuhu ve asruhu, arauhu ve fikhuhu-, bot.II-të, Dar el-Fikr el-Arebij, Bejrut-Liban, f.14-15; Hejtemi, el-hajratul Hisan, Matbeatu-s Seadeh, Kairo-Egjipt, pa vit botimi, f.22.[3] Ebu Zehre, Ebu Hanife –hajatuhu ve asruhu, arauhu ve fikhuhu-, f.17-18. Thuajse ngjarje të përafërt me këtë transmeton Mekkiu në librin e tij "Menakib ebi Hanife", ku është zhvilluar një bashkëbisedim në mes Atait dhe Hisham ibn Abdulmelikit. Thotë Atai: "Hyra tek Hishami dhe më pyeti: "A ke dijetarë nëpër vende Islame"? "Gjithsesi, o prijës i besimtarëve"-iu përgjigja. "Kush është juristi i Medinës"?-pyeti ai. Iu përgjigja: "Nafiu". Ai më pyeti: "Kush është juristi i Mekës"? "Ata ibn ebi Rebah"-iu përgjigja. Ai më pyeti: "A është i huaj apo arab"? "I huaj"-iu përgjigja unë. "Kush është juristi i Jemenit"?-pyeti ai. "Tavus ibn Kejsan"-iu përgjigja unë. "A është i huaj apo arab"? "I huaj"-iu përgjigja unë. "Kush është juristi i Jemames"?-pyeti ai. "Jahja ibn Kethir"-iu përgjigja unë. "A është i huaj apo arab"? "I huaj"-iu përgjigja unë. "Kush është juristi i Shamit"?-pyeti ai. "Mekhuli"-iu përgjigja unë. "A është i huaj apo arab"? "I huaj"-iu përgjigja unë. "Kush është juristi i Xhezires arabe"?-pyeti ai. "Mejmun ibn Mehran"-iu përgjigja unë. "A është i huaj apo arab"? "I huaj"-iu përgjigja unë. "Kush është juristi i Horasanit"?-pyeti ai. "Dahak ibn Muzahim"-iu përgjigja unë. "A është i huaj apo arab"? "I huaj"-iu përgjigja unë. "Kush është juristi i Basrës"?-pyeti ai. "Hasen (el-Basriu) dhe ibn Sirini"-iu përgjigja unë. "A janë të huaj apo arabë"? "Të huaj"-u përgjigja unë. "Kush është juristi i Kufës?-pyeti ai. "Ibrahim Nehaiu"-iu përgjigja unë. "A është arab apo i huaj"? "Arab"-iu përgjigja unë. "Gati më doli shpirti (po të mos ishte ky i fundit), kur asnjë prej tyre nuk the që është arab". Mekkij, Menakib Ebi Hanife, f. 8. 4)Alij Tantavi, Dhikrajat, v.8, f.118. 5) Shinkiti, Idaetul Halik min elfadh delilu-s salik ila Muvetta el-Imam el-Malik, darul fediletu, f.108. 6) Sujutiu, Mekkiu dhe Kerderiu, të cilët konsiderohen si njohës të mirë për jetën e Ebu Hanifes, dhe kanë shkruar edhe libra për të, kanë përmendur transmetime se ai kishte takuar më shumë se një ashab. Ata kanë përmendur edhe emra të ashabëve që kishte takuar Ebu Hanife, si p.sh.: Enes ibn Malik, Abdullah ibn el-Harith ibn Xhez'i Ez-zubejdi, Vathileh ibn el-Eska', Aisheh bintu Ixhred, Abdullah ibn ebi Evfa, Amër ibn Harith, Ebu-t Tufejl Amir ibn Vathileh, Sehl ibn Sa'd. Ahmed Seid Havva, El-Medhal ila Medhhebil imam Ebi Hanifeh En-Numan, bot.I-rë, dar el-Endelus el-Hadra, Xhide-Arabia Saudite, 2002, f. 35. 7) Sajmerij, Ahbar Ebi Hanife ve Ashabuhu, f. 18. 8)Sajmerij, Ahbar Ebi Hanife ve Ashabuhu, f. 16-17; 9) Mekkij, Menakib Ebi Hanife, v.1, f. 259. 10) Hamze Neshreti, El-Imamul A'dham Ebu Hanife En-Nu'man, El-Mektebetu-l Kajimetu, Kairo-Egjipt, f. 93.



Mr. Sadat Rrustemi

# Preventivat e fesë Islame për të parandaluar konfliktin bashkëshortor (1)

Jeta bashkëshortore përveçqë është një etapë jete që lumturon çiftin, u mundëson atyre prehje dhe qetësi, shoqërohet me dashuri, bashkëpunimi dhe mirëkuptim. Po krahas këtyre, ajo sjell dhe batica e zbatica dhe përballje me sfida, të cilat duhen administruar e rregulluar me urtësi e mençuri. Këto ndryshime vijnë si rezultat i ndryshimit të natyrës së qenies njerëzore, atributeve të dy bashkëshortëve, gjendjes psikologjike, emocioneve të tyre të ndikuara nga rrethi dhe gjendja socio-ekonomike dhe nga mjedisi.

Të gjithë këta komponentë sjellin stuhi polemikash, që i tundin erërat në drejtim të fondacionit familjar dhe shtëpisë martesore, që shkaktojnë në anijen e jetës së tyre bashkëshortore gërvishtje apo skandale, që ndryshojnë gjendjen nga thellësia. Prandaj themi që Kurani fisnik inkurajon një jetë të lumtur bashkëshortore, këshillon të dy bashkëshortët që përgjatë gjithë jetës të kenë mirëkuptim, i sugjeron çiftit të kuptojnë detyrat e tyre dhe obligimet e ndërsjella, të ndalen në kufirin e parapарë sipas normave hyjnore, se veprime në kundërshtim me këto, shpien në përshkallëzimin e situatës, që mund t'u shkaktojë kosto të lartë të dy bashkëshortëve. Në raste të rëndomta mosmarrëveshjet dhe konfliktet bashkëshortore rrjedhin si pasojë e injorancës së të drejtës së martesës, apo e mungesës së vetëdijes së objektivave të kurorës dhe dobive të saj, e jo rrallë si pasojë e motiveve të tekave, apo edhe të animit të egos nga padrejtësia e tejkalimi. Prandaj sfidat duhet të përballohen e të sanohen defektet që institucioni familjar t'i sjellë produktet e veta të

harmonisë e mëshirës për çiftin. E Kurani sinjalizon që, me gjithë dëshirën e çiftit që të kenë fat të mirë në përzgjedhjen e partnerit, ekziston një kategori njerëzish, edhe burrash edhe grash. që duhen trajtuar në mënyrë të veçantë, prandaj Kurani ka sjellë për secilin çift mekanizma për t'i përmirësuar.

### Gruaja e padëgjueshme dhe trajtimi i saj

Feja Islame për të gjitha sëmundjet ka sjellë medikamente që janë tejet të dobishme e shëruese. Si jo, përderisa Allahu xh. sh. është cilësuar i Urtë dhe i Gjithëditur, a thua vallë kush mund ta dijë gjendjen e krijesave të Tij më mirë se Vetë Ai? Askush përveç Tij, pavarësisht nga përpjekje të të tjerëve për të sjellë forma brutale ose që të kenë sjellje despotike. Kurani ka sjellë dy lloj alternativash për zgjidhjen e problemeve bashkëshortore, si preventiva parandaluese për divorcin, nëse është e mundur. Një: zgjidhje nga brenda prej vetë bashkëshortëve. Dy: zgjidhje nga jashtë me ndihmën e palëve ndërmjetësuese. Alternativa e parë-zgjidhje nga brenda, lidhur me këtë preventivë Allahu xh. sh. në Kuran thotë: ''Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu ka graduar disa mbi disa të tjerë dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre. Prandaj, me atë që Allahu i bëri të ruajtura, gratë e mira janë respektuese, janë besnike ndaj së fshehtës. Sa u përket grave që druani nga mosbindja dhe sjellja e keqe e tyre, këshillojini, (e nëse kjo s'bën dobi) mos i pranoni në shtrat (e më në fund) rrihni ato (lehtë, nëse nuk ndikojnë këshillat as largimi), e nëse ato ju binden, atëherë mos i ndëshkoni më, Allahu është më i Larti, më i Madhi'' (En-Nisaë, 34)

Në shikim të parë, citati në fjalë bën klasifikimin e grave në dy kategori:Një: gra të mira-të devotshme, të cilat janë cilësuar si të respektuara, të dëgjueshme, besnike etj., kategori së cilës i takojnë pjesa dërrmuese e grave myslimane. Dy: gra të rebeluara, kryeneçe, të padëgjueshme dhe jorespektuese ndaj burrave të tyre; kësaj kategorie i takojnë një pjesë nga gratë. Natyrisht që diskursi kuranor njofton për gjendjen e disa grave, të cilat mund të jenë të prekura nga kjo problematikë, e kurrsesi të jenë të gjitha të tilla, ngase në esencë ato janë të devotshme e të dëgjueshme, praktikisht ato e bëjnë jetën të lumtur. Njëherësh përshkrimi kuranor i kësaj gjendje të femrës, vetëm sa e mbivlerëson atë dhe assesi të kuptohet si denigrim i vlerave të saj.[1] Prandaj diskutimi ynë do të përqendrohet në kategorinë e dytë, meqë për grupin e parë kemi folur më herët[2] Duhet ditur që këto preventiva janë bërë si masa parandaluese në rast frike nga mosbindja dhe sjellja e keqe e gruas, që ndodhin herë pas here, e që mund të shfaqet si me fjalë, ashtu edhe me vepra, e nuk lejohet kurrsesi që kjo frikë të jetë vetëm një hamendje a dyshim i pabazuar nga ana e burrit karshi gruas së tij.[3] Dijetarët islamë çështjen e ''Nushuzit-grua jo e bindur dhe me sjellje jo të mira'' e trajtojnë në mesin e veprave jo të lejuara, për dy arsye:

1-Ngase në të ka mëkat dhe kundërshtim ndaj bindjes së burrit, për se është urdhëruar bashkëshortja fetarisht, kur dihet se kundërshtimi i çdo urdhri prodhon ndalesë. Mu për këtë arsye Imam Dhehebiu nushuzin e ka radhitur në mesin e mëkateve të mëdha.

2-Ngase Allahu xh. sh. ka përgatitur ndëshkim për shkak të kësaj vepre-nushuzit, kuptohet nëse gruaja nuk përmirësohet duke e këshilluar ose duke e larguar nga shtrati. Dihet mirëfilli se ndëshkimi nuk pason përveçse pas veprimit të ndaluar ose lëshimit të ndonjë urdhri.[4]

Studiues dhe ekspertë të shumtë të kësaj fushe pohojnë se kjo problematikë nga ana e gruas nuk është e rastësishme, mirëpo, përveç anës së brendshme të natyrës së saj, që mund të jetë e trashëguar apo e përfituar, ka edhe indikatorë e rrethana të jashtme që shkaktojnë



një gjë të tillë. Po aq sa e ndihmon këtë proces gruaja, mund ta shtyjë më tutje edhe burri me veprimet, dhe sjelljet e tij karshi gruas. Nga arsyet që shkaktojnë nushuzin janë:

-Përzgjedhja euforike e çiftit, në momentin që i riu i jep prioritet vetëm bukurisë dhe pasurisë, duke anashkaluar moralin dhe fenë e palës tjetër, në kohën kur zbulohen intimitetet e tyre, shfaqet dhe karakteri jo i mirë i secilit prej tyre. Prandaj pasuria dhe bukuria bëhen shkak për përbuzje dhe keqtrajtim nga ana e burrit, gjë që ndikon te gruaja që t'i zbehë raportet me burrin, e si rezultat vjen nushuzi.

-Mungesa e perceptimit të natyrës së çiftit bashkëshortor: Kur bashkëshortëve u mungojnë njohuritë për njëri-tjetrin, kur sjelljet e tyre ndaj njëri-tjetrit mund të jenë në kundërshtim me natyrën e tyre, pa mëdyshje kjo sjell nushuzin.

-Mospërshtatja në mes bashkëshortëve: Jurisprudenca islame këtë kriter të rëndësisë së veçantë për çiftet e ka paraparë me kohë, qoftë mospërshtatje sociale, kulturore apo ekonomike. Në mungesë të këtij elementi, jeta bashkëshortore nuk mund të harmonizohet si duhet, prandaj shfaqen përplasje në mes tyre. Nëse ky kriter dominon te gruaja, zakonisht përfundon me nushuz.

-Mosnjohja e të drejtave reciproke të njëri-tjetrit: Injorimi i gruas ndaj të drejtave dhe obligimeve të burrit shpie në moskryerjen e detyrave karshi tij, e këto e dërgojnë gruan në nushuz. Në mënyrë proporcionale edhe burri arrin në të njëjtin përfundim.



-Ndërhyrjet familjare të çifteve: Jo rrallë ndodh që, në emër të përvojave të tyre, të ndërhyjnë familjarët apo të afërm të të dy bashkëshortëve, pa nevojë në jetën private të tyre. Në shumë raste këto sjellin pasoja negative, prej tyre edhe nushuzin.

**Metodat e Islamit për përmirësimin e gruas për mosbindje dhe sjellje jo të mirë**

Kur bashkëshortja arrin në gjendjen që të mos i bindet bashkëshortit, të kundërshtojë shërbimin për të, të grindet me të, të përkeqësohet gjendja në mes tyre, - Kurani urdhëron bashkëshortin që, para se të mendojë për ndarje-divorc, për të përmirësuar situatën të marrë tri masa parandalimi. Kurani përdor metoda të përshkallëzuara, duke nisur nga më e lehta, më e përballueshmja e tutje. Çdo preventivë e dështuar gruas ia vështirëson gjendjen dhe pengon rrugën për zgjidhjen e problemit, e do të thosha se çdo kartë nga këto tri karta, nëse nuk japin rezultate pozitive, shkurtojn jetën bashkëshortore. Këto preventiva janë:

1. Këshilla e mirë, duke iu referuar citatit kuranor të sipërtheksuar: "Sa u përket grave që u druheni PËR mosbindje dhe sjellje të keqe nga ana e tyre, këshilloni, pra, gjithnjë duke përdorur larmi mënyrash e metodash, duke përzgjedhur këshillat më të mira, ura të komunikimit, bashkëbisedim të ngrohtë, duke nisur nga fjalë të urta e të buta, duke i kujtuar gruas dënimin nga Allahu xh. sh. nëse kundërshton respektin ndaj burrit të saj, dhe se Allahu ka urdhëruar të kalojë jetë të mirë me bashkëshortin, se përndryshe do të ballafaqohet më vështirësi gjatë tërë jetës. Përgjatë këshillimit të gruas bashkëshorti duhet të udhëhiqet gjithnjë nga maksima metodologjike që ka shpallur Allahu xh. Sh në Kuran:''Ti (Muhammed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë. (En-Nahl,125). Ashtu siç kërkohet që burri të jetë i vëmendshëm gjatë këshillës së gruas, praktikisht ta përzgjedhë vendin e duhur-jo në masë dhe as në prani të fëmijëve, por të zgjedhë edhe kohën e duhur-momentin që këshilla të japë rezultate.[5] Gjithashtu burri i vëmendshëm duhet të mendojë se kjo kartë për përmirësimin e gruas, është më e favorshmja, më e lehta dhe më e sigurta, kështu që, për t'i dhënë hapësirë gruas të përmirësohet vetëm me këtë kartë, burri duhet të përpiqet për përmirësimin e gabimit eventual, duke mos hapur shtigje të panevojshme.

2. Largimi nga shtrati, duke iu referuar ajetit: ''Mos i pranoni në shtrat''. Nëse metoda e parë për të përmirësuar gjendjen e gruas- këshilla, nuk ka dhënë rezultat,

atëherë shmanguni kontakteve intime me to, duke ua kthyer shpinën në shtrat ose duke ndërprerë edhe bisedat. Përmes këtyre veprimeve burri shpreh revoltën e tij ndaj gruas, veprime të cilat do të ndikojnë që ajo të mendojë për përmirësimin e gjendjes së saj. Këtë metodë e pati përdorur edhe vetë Muhamedi a. s. ndaj disa grave të tij duke u distancuar prej tyre, siç njofton Imam Buhariu në koleksionin e tij/4906. Sipas mendimit më të saktë të juristëve islamë, largimi nga shtrati nuk ka kufi të caktuar, atë e zbaton burri për aq kohë sa e sheh të arsyeshme; gjithashtu edhe ndërprerja e bisedave me gruan mund të zgjasë derisa të vërehen përmirësimet e saj.[6]

Aplikimi i kësaj metode në këtë mënyrë është më i dobishëm edhe për vetë gruan dhe familjen në tërësi. Në të kundërtën, ajo që vërehet tek disa burra në kohën tonë, që, në shenjë revolte ndaj gruas, braktisin shtëpinë ose e nxjerrin nga shtëpia, duke i tmerruar fëmijët, po një sjellje që i shqetëson dhe fqinjët, për shkak të britmave dhe veprimeve brutale, - tërë kjo nuk i shërben së mirës, vetëm sa shton revoltën ndaj gruas. Këtë veprim e urren natyrshmëria njerëzore, dhe kjo sidomos nuk është metodë islame. Ekspertë myslimanë të kësaj fushe bëjnë të ditur se kjo metodë, pas aplikimit të metodës së parë, të shumtën e rasteve ka qenë e dobishme dhe e suksesshme, ngase gruas, kur i mungon burri në shtrat, praktikisht i mungojnë prehja dhe qetësia, pa të cilat nuk mund të vazhdojë jetën bashkëshortore.[7] Pas tërë këtyre orvatjeve të mundimshme nga ana e burrit për ta përmirësuar gruan me këshilla dhe duke e larguar gruan nga shtrati, nëse këto nuk tregojnë ndonjë sukses, atëherë konstatojmë se këto janë fakte që tregojnë për sëmundjen e ndjenjave dhe devijimin e natyrës së saj, prandaj duhet filluar zbatimi i terapisë së fundit.

1) Muhamed Reshid Rida, tefsirul menar 5/72-77, bot 2, 1947, Kajro, me një ndërhyrje të lehtë. 2) Koment yni. 3) El Hafidh Ibn Kethir, muhtesar tesir elkur'an eladhim, v1, f. 500, bot 1/2003, Kajro. 4) Muhamed bin Ahmed bin Ebi Bekër el Kurtubi, el xhamia li ahkam el kur'an, v. 6, f. 283, bot. 1, 2006, muesesetu err-risale. Dhe: Mu'tesim Abdurrahmen Muhamed Mensur, ahkan mushuz ez-zevxhe fi esheria elislamije, Palesrin 2007. 5) Halid Abdurrahman el Ak, bina el usre el muslime, f. 315, bot. 5, darul mearif 2003, Bejrut. 6) Elhafidh ibn Kethir, muhtesar tefsir elkur'an eladhim-umdetu et-tefsir, v. 1, f. 501, bot 1, 2003, Egjipt. Reshid Rida, tefsir elmenar, v. 5, f. 60. Ibn Abidin. hashijet kurret ujun elahbar tekmilet red elmuhtar, v. 1, f. 143, dar sadir-Bejrut. Ibn Tejmije, mexhmu elfetava, v. 28, f. 203-207. Bot. 2. Ibën Haxher Ahmed bin Alij el Askalani, fethul bari sherh shih elbuhari, v. 10, f. 608, bot. 1, dar elkutub el. ilmije 1989, Bejrut. 7) Dr. Neval b Abdulaziz elid, hukuk elmer'eti fi dev'ë es-sune en-nebevije, bot. 1, 2006, f. 930-931.



Ilmi Rexhepi

# Bismilah!

*Të tërën kurrë nuk ia marrim vesh,*
*As mund t'ia dëftojmë krejt çka i dimë me fjalë,*
*Prej vlere të bismilah-ut diçka po sjellim, -*
*Në gjithë punët tona na qoftë akti i parë!-.*

*Fjalët, jo, nuk mund t'i japin dot hakun bismilah-ut,*
*Se bismilah-u bart vlerën e çdo fjale të Allahut.*

*Dëgjoje që me 'b' ka nisur dhe me 'h' në fund ka dalë,*
*skaje të tjera në këto skaje të veta përmban:*
*shihe që mes tyre nyjëtohet çdo tingull tjetër i cilësdo fjalë.*

*"Lexo me bismilah"- ja, për të në fjalën, në urdhrin e parë të Allahut flitet,*
*Me të ndahen suret dhe në Kuran e para renditet.*

*Me pahir s'do të bësh gjë dëm,*
*Do ta zvogëlosh sa një milingonë shejtanin, -alejhi lanetullah,*
*Avretit tënd nga syri i xhindeve do t'i vësh perde,*
*Vetëm bëj, gjithmonë të bësh - bismilah!*

*Allahu na e shtroi për detyrë,*
*Para punëve që nisim ia dha vlerën mustehab,*
*Pa të s'na ka puna bereqet dhe s'ruhemi ndryshe,*
*Ndaj na u lejua edhe kur jemi xhynypë e me hajz.*

*Bëj bismilah, është kaq e madhe,*
*Mund të ta pëlqejë edhe jomuslimani,*
*Me të i nisi mbretit letër i dërguari ynë*
*Dhe Belkises i pati shkruar hazreti Sylejmani.*

*Herën tjetër kur lapsin për poezi në dorë të marrim*
*Prapë për temën e pashterueshme të bismilah-ut*
*Ju dëftojmë çka thotë ajo pika poshtë e 'bau'-t*
*Dhe pse s'duket aty pas saj, si askund, elifi i emrit të Allahut.*



Ibrahim Beqiri

# Sexhdetu Tilave (Sexhdeja e leximit të Kuranit)

Sexhdetu tilave është një akt përuljeje ndaj Allahut Fuqiplotë, e shkaku është leximi i disa ajeteve në Kuran, që kërkohet të bëhen të bëhen në këtë sexhde.

**Dispozita – Hukmi**

Ndër katër shkollat juridike të njohura në Botën Islame vetëm tek Hanefitë është vaxhib, e tek tri të tjerat është synet. Hanefitë dispozitën vaxhib të kësaj sexhdeje e mbështesin në hadithin e Pejgamberit a.s., i cili ka thënë: "Kur ta lexojë biri i Ademit (ajetin) sexhden, shporret shejtani duke qarë dhe thotë: Oh, mjerë unë, u urdhërua biri i Ademit me sexhde dhe e bëri, për të do të ketë xhenet, edhe unë u urdhërova, po refuzova, e unë do të jem në xhehenem".

**Ajetet që e bëjnë vaxhib sexhden në Kuran, i hasim në tri rrafshe kuptimore, e ato janë:**

1. Urdhri i qartë për sexhde,
2. Ngjarje që rrëfen Kurani për përçmimin e kufrit me sexhde dhe
3. Rrëfimi që bën Kurani për sexhdet e Pejgamberëve.

Të gjitha këto elemente që u cekën më lart, kanë për qëllim kundërshtimin e kufrit, i cili është patjetër vaxhib, por për arsye se argumenti ka ardhur në trajtën dhanije (në trajtë indirekte), ka ngelur dispozita vaxhib, se përndryshe do të ishte kjo sexhde farz.

Argumentimi për dispozitën synet që e bëjnë shkollat e tjera juridike, bazohen në tekstet në vijim: "Transmetohet nga Zejd bin Thabiti, i cili ka thënë: "E lexova në prani të Pejgamberit a.s. suren En-Nexhm, dhe askush prej nesh nuk bëri sexhde". Transmetohet se Omeri r.a. në ditën e xhuma ishte në foltore kur lexoi suren En-Nahl derisa arriti tek ajeti i sexhdes, e në këtë çast zbriti nga minberi dhe bëri sexhden, edhe të pranishmit e bënë gjithashtu, xhumanë tjetër të radhës lexoi përsëri ajetin e sexhdes dhe tha: 'O njerëz, ne po urdhërohemi për sexhde, kush e bën, ia ka qëlluar, e kush nuk e bën, nuk do të ketë mëkat". Në një transmetim tjetër: "Vërtet Allahu nuk e obligoi për ne sexhden përveçse kush dëshiron". Ndërkaq, në ajetin që do të pasojë, apostrofohen qartë mohuesit, ata që refuzojnë sexhden: (Shih: El Inshikak, 21)

**Disa rregulla, që kanë të bëjnë me sexhden e leximit të Kuranit**

Ajetet e sexhdes mund të lexohen në namaz dhe jashtë namazit. Nëse ajetet e sexhdes lexohen jashtë namazit, sexhdeja obligohet me mundësi vonimi, porse lënia për më vonë pa arsye, është mekruhi tenzihen. Në rastet kur ajetet e sexhdes lexohen brenda namazit, sexhdeja është obligim i menjëhershëm.

Nëse një namazli është duke u falur dhe dëgjon ajetin e sexhdes tek e lexon ndonjë person që është jashtë namazit, ai sexhden e leximit nuk e bën duke qenë në namaz, por pas namazit. Kur e lexon ajetin e sexhdes dhe nëse ndërpret leximin e Kuranit me përfundimin e ajetit të sexhdes, për namazliun nuk është kusht që



të zbatoj sexhde të veçantë për të, porse ajo përfshihet në rukunë e tij, nëse ka bërë nijet, ose në sexhden e tij pavarësisht nëse e ka bërë nijet ose jo. Ndërsa në rastin kur namazliu leximin e Kuranit nuk e përfundon me ajetin e sexhdes, po pas atij ajeti lexon tre apo më shumë ajete, atëherë është i obliguar ta bëjë sexhden e leximit të veçantë. Mënyra e aplikimit të sexhdes së leximit është kryerja e një sexhdeje në mes dy tekbireve, që rezulton me tekbirin para sexhdes, që thuhet duke rënë në sexhde, dhe me tekbirin pas sexhdes, duke u ngritur nga sexhdeja. Gjatë sexhdes së leximit të Kuranit nuk ka ngritje të duarve, as teshehud, dhe as selam, ndërsa nëse kemi qenë ulur, preferohet ngritja në këmbë për ta bërë sexhden.

Duke qenë në sexhde thuhet tri herë "Subhane Rabijel eala", e nëse nuk thuhet asgjë, nuk prish punë për arsye se kjo sexhde nuk është më e fuqishme se sexhdeja e namazit, pastaj, duke thënë tekbirin, ngrihet në këmbë pa ndenjur në ettehijat.

**Kurani fisnik ka gjithsej 14 ajete për të cilat duhet të bëhet sexhede:**

| | |
|---|---|
| *1. El A'raf, 206* | *8. En-Neml, 25* |
| *2. Er-Ra'd,15* | *9. Es-Sexhdeh, 15* |
| *3. En-Nahl, 50* | *10. Sad, 24* |
| *4. El Isra, 109* | *11. Fussilet, 37* |
| *5. Merjem, 58* | *12. En-Nexhm, 62* |
| *6. El Haxhxh,18* | *13. El Inshikak, 20* |
| *7. El Furkan, 60* | *14. El Alek, 19* |

Obligueshmëria e sexhdes përsëritet për dëgjuesin, me ndërrimin e mexhlisit. Nga kjo nënkuptohet se, nëse lexuesi i Kuranit e përsërit ajetin e sexhdes disa herë në të njëjtin mexhlis pa u shpërndarë, atëherë edhe për lexuesin edhe për dëgjuesin obligohet vetëm një sexhde. Mirëpo, nëse ajeti i sexhdes lexohet në shumë vende, atëherë për secilën herë obligohet sexhdeja e leximit, si për lexuesin ashtu dhe për dëgjuesin. Nëse lexohen shumë ajete që kanë sexhde, atëherë për secilin ajet duhet bërë sexhde. Është mekruh tahrimen që të lexohet surja që ka ajet të sexhdes dhe të braktiset ajeti i sexhdes, e të vazhdohet me suren tjetër, por e kundërta nuk është mekruh, do të thotë që të vetmohet ajeti i sexhdes në lexim, por është më e vlefshme që pas ajetit të sexhdes të lexohen edhe ajete të tjera.

1) Dr. Kamil Musa Ahkamul, Ibadat, f. 209. 2) Eshejh Elmuhadith Elmufesir Muhamed Abdullah bin Muslim Elbehlevi , Ediletul Hanefije minel Ehadith En-nebevije alel Mesail Elfikhije, f. 231. 3) Ebul Ihlas Hasen bin Amar,Nurul Idah Ve nexhatul ervah fil fikhil Hanefij, fq. 98. 4) Dr. Vebetu Zuhajli El fikhul Islami ve ediletuhu, f. 141. 5) Jusuf Zimeri Fikhu el Islam, f. 174



Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 52. Tunizia

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

Emri ndërkombëtar në anglisht: Tunisian Republic.

Emri zyrtar: Republika e Tunizisë.

Sistemi i qeverisjes: Republikë Presidenciale.

Sipërfaqja: 163,610 km$^2$.

Numri i banorëve: 10.777.500 (2012).

Dendësia: 65 (banorë në 1 km$^2$).

Feja: Muslimanë 98.%, të krishterë 1%, hebrenj dhe të tjerë 1%.

Kryeqyteti: Tunisi (llogaritet edhe qyteti më i madh në vend).

Qytete të tjera: Sfax, Sousse, Tataouine, Kairouan, Gabes, Bizerte, Ariana, Gafsa, Mahdia, Nabeul, etj.

Grupet etnike: Arabë dhe berberë 98%, evropianë 1%, hebrenj dhe të tjerë 1%.

Gjuhët kryesore: Arabe (gjuhë zyrtare), frënge dhe berbere.

Njësia monetare: Dinari tunizian (1.00 TND = 0.435 EUR).

Data e pavarësisë: më 20 mars 1956 (nga Franca)

Festë kombëtare: 20 mars (Dita e pavarësisë).

**Pozita gjeografike**

Republika e Tunizisë si një ndër shtetet afrikane bie në skajin verior të kontinentit, përkatësisht ka dalje të gjerë në Detin Mesdhe, aty ku shfaqet ishulli Sicilia. Kjo pozitë gjeografike e vendit shërben në cilësinë e kufirit, që ndanë Detin Mesdhe në dysh, lindje dhe perëndim. Vija bregdetare e Tunizisë shtrihet në Detin Mesdhe për 639 milje, gjë që e bënë vendin të posedoj porte të shumta dhe të mira. Në veri të vendit ka toka



bujqësore dhe pyje që shtrihen me pjerrtësi në orientim të jugut, përkatësisht drejtë shkretëtirës. Ndërsa, në veri-perëndim janë malet Atlas, të mbuluara me pyje. Kurse, lumi i vetëm dhe konstant në veri të vendit është lumi Almigerda, i cili mbulon një fushë të madhe të arave me grurë. Gjersa në qendër shtrihen fushat me kullosa dhe kopshte2. Republika e Tunizisë për nga ana tokësore kufizohet me dy shtete fqinje dhe nga ana ujore me Detin Mesdhe. Nga perëndimi vendi kufizohet me Algjerinë me një gjatësi prej 965 km, nga jug-lindja me Libinë në një gjatësi deri në 459 km, kurse nga veri-lindja me Detin Mesdhe me një gjatësi prej 1148 km3. Klima e Tunizisë ndikohet nga vendndodhja gjeografike dhe nga topografia e saj që e posedon. Në pjesët veriore të vendit dominon klima mesdhetare, ndërsa pjesët jugore janë të ndikuara nga klima e shkretëtirës, kurse zona qendrore llogaritet si zonë tranzicioni mes këtyre dy sistemeve klimatike. Rrethanat klimatike në vend ndryshojnë sa i përket temperaturave, erës dhe reshjeve atmosferike me ndryshimin e stinëve të vitit dhe të rajoneve të ndryshme. Andaj, në vend kemi këto temperatura, ku gjatë stinës së verës ato mund të arrijnë deri në 40 gradë celsiusë, gjersa gjatë stinës së dimrit ato sillen rreth 5,2 gradë celsiusë4.

**Tunisi:** Kryeqyteti i Republikës së Tunizisë si qyteti më i madh në vend llogaritet njëri prej qyteteve më të rëndësishme të vendit që kanë shtrirje në Detin Mesdhe, ashtu siç konsiderohet edhe një prej qendrave më të rëndësishme tregtare dhe industriale në vend. Në këtë qytet ka disa fabrika të cilat prodhojnë pjesë elektrike, shtëpiake, tekstil nga pambuku, leshi dhe nga mëndafshi, mjete të plastikës, të bujqësisë dhe disa prodhime të tjera bashkëkohore. Ky qytet bie në pjesën lindore të vendit, përkatësisht aty ku është edhe porti i zhvilluar detar i vendit. Ky qytet u themelua në shekullin e V-të hixhri / XIII-të miladi. Tani numri i banorëve të këtij qyteti afërsisht arrin deri në 1.200.000 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2008)5.

### Përhapja e fesë islame në Tunizi

Muslimanët e çliruan Tunizinë e sotme për herë të parë në vitin 43 h / 663 m, përkatësisht në kohën e sundimit të halifit të parë emevit Muavije ibn Ebu Sufjanit r.a.. Mirëpo, bizantinët e kthyen prap sundimin mbi Tunizinë. Vetëm në vitin 72 h / 691 m sundimi islam arriti të vendoset në Tunizi, respektivisht në kohën e halifit emevit Abdul Melik ibn Mervan. Pas Dinastisë Emevite (41 - 132 h / 662 - 750 m), Tunizia i është nënshtruar Dinastisë Abasite (132 - 656 h / 750 - 1258 m). Pas një kohe, vendi është pavarësuar nga qendra e hilafeti islam të abasitëve me seli në Bagdad dhe hyri nën sundimin e aglebinjve, pas tyre vendin e sunduan fatiminjët, të cilët u zëvendësuan nga murabitët, ku sundimin e këtyre të fundit e pasuan muvehidinët. Muslimanët e fundit që e sunduan Tunizinë ishin osmanlinjtë turq, të cilët në vitin 982 h / 1574 m shtrinë sundimin e tyre drejtë regjioneve të Afrikës Veriore, ku ndër ato vende ishte edhe Tunizia e sotme6. Ndërsa, sa i përket procesit dhe mënyrës së përhapjes së Fesë Islame nëpër këto zona, historianët vlerësojnë se, kjo filloi të realizohej menjëherë pasi që muslimanët përfundimisht vendosën sundimin e tyre nëpër zonat e sipërpërmendura, si dhe duke pasur parasysh edhe kontaktin e muslimanëve sundimtarë, tregtarë dhe pedagogë me popullatën vendase berbere. Të gjitha grupet e muslimanëve dhanë një kontribut të përgjithshëm sa i përket shtrirjes së Fesë Islame ndër banorët autoktonë berberë. Rezultatet e çlirimit islam në zonat e Afrikës Veriore në përgjithësi dhe në Tunizinë e sotme në veçanti mund t'i veçojmë si vijon:

1) Fundi i autoritetit bizantin në rajonin përkatës, ku humbën një bazë të rëndësishme në pellgun e Mesdheut perëndimor, e cila u bë sovran i muslimanëve.

2) Përhapja e Fesë Islame në mesin e banorëve vendas, e cila gjeti rrugën e saj, që nga hyrja e muslimanëve të parë nëpër këto zona.

3) Çlirimi Islam i këtyre zonave pati ndikim të fortë në jetën e popullsisë autoktone, që rezultoi kryesisht në përhapjen e Fesë Islame, të gjuhës dhe kulturës islame nëpër këto zona.

4) Zonat në fjalë u shndërruan urë lidhëse, ku përmes së cilës depërtuan ndikimet civilizuese, jo vetëm në


© picture-alliance/

pjesët e tjera të Afrikës, por edhe drejtë Evropës7.

### Historia e Tunizisë

Fenikasit e ardhur nga qyteti Sur të Libanit e themeluan qytetin Kartaxha, afër qytetit Tunis të sotëm, diku rreth shekullit IX-të para epokës sonë, me synimin e bërjes së këtij qyteti si qendër tregtare. Pastaj, në shekullin e VI-të para epokës sonë Mbretëria Kartaxha ka mbizotëruar në pjesën perëndimore të Detit Mesdhe. Mandej, në vitin 264 para epokës sonë kanë filluar tri luftërat mes Romës dhe Kartaxhës, ku çdo njëra prej tyre pasqyroi një fazë kritike në zgjerimin e Perandorisë Romake përgjatë zonës në perëndim të Detit Mesdhe, ku lufta e tretë përfundoi me rënien e Kartaxhas, për t'u bërë pjesë e Vilajetit Romak Afrikan. Pastaj, në vitin 533 të epokës sonë Tunizia ra nën pushtimin e Perandorisë Bizantine, e cila sundoi vendin mbi një shekull, përkatësisht sundimi i saj përfundoi me ardhjen e muslimanëve drejtë këtyre zonave, të cilat zona vazhduan të jenë nën ta shekuj me radhë8. Pas qeverisjes shekullore të muslimanëve në Tunizi, forcat franceze e pushtojnë vendin më 1881, ku sipas një marrëveshjeje u pranua që Tunizia të jetë protektorat francez. Mandej, më 1920 u themelua Partia e Kushtetutës, për të kontribuar me qëllim të pjesëmarrjes së tunizianëve në qeverisjen e vendit të tyre, në mënyrë të barabartë me francezët, të cilët kishin arritur të kontrollonin qeverinë e vendit. Pastaj, më 1934 Habib Burgiba themeloi Partinë e Re të Kushtetutës - e cila ishte ndarë nga Partia e Kushtetutës -, për të qenë në krye të lëvizjes popullore. Ndërkohë, Tunizia gjatë Luftës së Dytë Botërore, përkatësisht mes viteve 1942 dhe 1943 kishte ra nën kontrollin e pushtimit gjerman. Ndërsa, për shkak të trazirave kombëtare më 1955 Franca u detyrua t'i jap Tunizisë pavarësi të brendshme dhe vetëm një vit më vonë Franca njohu pavarësinë e Tunizisë dhe udhëheqësinë e saj nga vendasit9.

### Gjendja ekonomike

Tunizia ka një ekonomi të larmishme, ku zotëron sektor të rëndësishëm si: Sektorë të bujqësisë, industrisë, turizmit dhe të minierave. Qeveria luan një rol të çmuar në kontrollin e ekonomisë, ku ndërhyrja e Qeverisë në progresin e ekonomisë së vendit llogaritet e fortë. Tunizia në vitet e nëntëdhjeta ka realizuar një rritje reale ekonomike, e cila arriti deri në 5.0%, ku edhe ngadalësoi normën e inflacionit në vend. Sipërfaqja e tokës bujqësore në Tunizi arrin deri në 9 milion hektarë, e që pjesa më e madhe e saj kultivohet me përdorimin e metodave të vjetra bujqësore, ku ky prodhim përcaktohet vetëm për konsum të brendshëm dhe të drejtpërdrejtë. Ndërsa, fermat bujqësore moderne, shumica e prodhimeve të tyre llogariten për eksport. Kulturat më të rëndësishme bujqësore në Republikën e Tunizisë janë: Farërat, si: Gruri dhe tërshëra. Pemët, si: Ullinj, që janë pemët më kryesore në vend, si dhe hurmat. Pastaj, si pjesë e pasurisë ekonomike e vendit llogaritet edhe rritja - kultivimi i deleve dhe lopëve. Tunizia konsiderohet vendi më i varfër në Afrikën Veriore për nga pasuria e minierave, për kundër këtij fakti, vendi posedon disa minerale, si: Hekur, bakër, mangan, plumb dhe fosfat. Gjithashtu vendi e ka të zhvilluar edhe industrinë, siç është sektori i tekstilit, veshjeve të gatshme, i lëkurave dhe i këpucëve, ku ky sektor llogaritet prej sektorëve më të rëndësishëm. Po ashtu tregtia luan një rol tjetër të rëndësishëm në vend, ku eksportet kryesisht përfshijnë naftën, vajin e ullirit dhe fosfatin. Ndërsa, të ardhurat nga turizmi kanë një ndikim të rëndësishëm në fushën e balancimit dhe ngritjes së buxhetit tunizian.[10]

1) Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f. 44, 45, 109. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 303. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. wikipedia.org. www.moqatel.com. www.xe.com. 2) Muhammed Atris; f 303. 3) ww.moqatel.com. 4) forum.arabia4serv.com. 5) www.yabeyrouth.com. www.marefa.org 6) Dr. Ismail Ahmed Jagi; Tarihul Alemil Arebij-jil Muasir, f. 340, 341. Mektebetul Ubejkan, 003 m, Botimi i dytë, Rijad. Muhammed Atris; f. 304. 7) www.onefd.edu.dz. 8) - Muhammed Atris; f 304. 9) - Muhammed Atris; f. 304. 10) www.marefa.org

Mr. Qemajl Morina



# Islami politik mes reformimit dhe stagnimit

Islami politik në Botën arabe po kalon nëpër një fazë tejet të vështirë dhe komplekse. Si duket, mund të cilësohet si njëra prej periudhave të stagnimit dhe rënies. Kjo po vjen pas një periudhe të gjatë të fuqisë , e cila filloi nga mesi i viteve shtatëdhjetë të shekullit që lamë pas, e cila u quajt "rritje e lëvizjeve islame".

Në të vërtetë, sipas shumë analistëve, ajo periudhë mund të quhet koha "e përhapjes" së lëvizjeve islame për arsye se rritje do të thotë ngritje në ide, në organizim, në edukimin e anëtarëve, Por ajo që ndodhi, në të vërtetë ishte vetëm rritje numerike e anëtarësisë në mungesë të sjelljes së çfarëdo risie. Kështu, mund të thuhet se lëvizjet islame mbetën në atë që mund të quhen "slogane", duke u mjaftuar me promovimin e sloganeve, të cilat ishin tërheqëse për turmat e popullatës, siç ishin: "Islami fe dhe shtet", "Islami është zgjidhje", "Nuk ka ndryshim për ligjin e Allahut" etj..

Natyra e organizimit të islamit politik ishte e tillë, ku ushtrimi i kritikës apo vetëkritikës ka qenë i vështirë nga frika e përçarjes a e dobësimit të unitetit. Edhe pse kritika dhe vetëkritika është forma më e mirë e demokratizimit të brendshëm, e cila duhet të mbizotërojë në çdo sistem politik, kjo është ajo që mund të shpjegojë më së miri përse polemikat brenda grupimeve islame çojnë zakonisht në përçarje. Me gjithë qëllimin e përbashkët apo shenjtërinë e tij, të shumtën e rasteve polemikat çojnë në ndarje dhe fragmentarizëm.

Prandaj mund të thuhet se ballafaqimi i parë i islamikëve me vetveten e tyre me objektivitet dhe me guxim, është paraqitur në një libër të përbashkët, të cilin e botoi dhe e redaktoi Abdullah Nefisi. Ky libër, botimi i parë i të cilit doli në vitin 1989, në Kajro, në hartimin e të cilit morën pjesë një numër i themeluesve dhe prijësve të lëvizjeve islame bashkëkohore, përfaqësues të shumicës së vendeve arabe.

Në momentin kur realiteti dhe kushtet e zhvillimit u imponuan atyre nevojën e rishqyrtimit apo shtimit të risive në fjalimin e tyre politik, islamikët preferuan termin "rishqyrtim" ndaj termit "kritik", për arsye se ky i fundit do të thotë "pranimi i gabimit", ndërsa "rishqyrtimi" në përmbajtjen e tij është diverisfikimi nga konstantat sipas mendimi të tyre.

### Zbehet populariteti i lëvizjeve islame

Këtë islamikët e kanë për qëllim kur ata flasin për rishqyrtimet. Mirëpo ata në rishqyrtimet e tyre u morën me esencën e idesë dhe të thirrjes, kur të gjitha lëvizjet e islamit politik përafërsisht ndryshuan emrat e tyre duke hequr çfarëdo shenje që ka të bëjë me emrin islam. Prandaj tash e tutje nuk dëgjojmë emërtimet tradicionale islame si: "Vëllezërit Muslimanë", "Fronti Islamik", qoftë edhe "Trendi islamik" etj.. Mirëpo, përsëriten emërtime bashkëkohore, të cilat janë të preferuara në shoqërinë ndërkombëtare si: "Liri dhe drejtësi", "Zhvillim dhe barazi" etj.. Emrat e partive islame pas revolucionit të pranverës arabe u përdorën pa epitetet "islam" e "musliman".

Gjendja aktuale e lëvizjeve të islamit politik, vërteton se ato janë zmbrapsur shumë nga pozitat e tyre të mëparshme. Kjo nënkupton edhe zvogëlimin e popullaritetit dhe ndikimit të tyre në popullatë. Ndërkohë që shumë prej islamikëve besojnë për rikthimin e imazhit të tyre të mëparshëm si luftëtarë të persekutuar, të cilët meritojnë përkrahjen e popullatës, gjendja tash për tash është krejtësisht ndryshe. Ashtu siç deklaronin islamikët në të kaluarën: "i provuam socialistët, nacionalistët, arabët, por të gjithë dështuan". Të njëjtin slogan po e përsërisin sot të tjerët për ta: "I provuam 'Vëllezërit Muslimanë', por ata dështuan"!.

Si duket, ata e kanë kuptuar situatën në të cilën gjenden, prandaj shohim sot se ata po zgjerojnë bashkëpunimin me të huajt. Dhe këtë, shumë analistë arabë e shohin si kundërthënie ideologjike para se të jetë qëndrim politik".

Kjo është periudhë vendimtare në historinë e Lëvizjeve islame, të cilën studiuesit e shkencave politike po e quajnë "periudha pasislamike", që do të thotë tejkalim i së kaluarës së këtyre lëvizjeve. Kjo kërkon autokritikë të ashpër dhe të sinqertë, duke tejkaluar logjikën arsyetuese të shumë islamikëve. Ky mund të jetë treni i fundit për islamikët, nëse dëshirojnë të mbijetojnë, përndryshe ato do të hyjnë në histori si lëvizje të dështuara në politikë, meqenëse për herë të parë në histori atyre iu dha shansi të tregonin aftësinë e tyre, siç ndodhi në Egjipt, Tunizi, Libi, etj..

Ali Muhiddin El-Kurredagij

# Çrregullimi në Tokë, krimi madh nga këndvështrimi i fesë Islame

Nëse reflektojmë në Kuranin fisnik apo në traditën ndriçuese të Pejgamberit a.s., do të vërejmë se feja Islame nuk i ka kushtuar vëmendje më të madhe ndonjë çështjeje tjetër sesa luftimit të çrregullimit në Tokë.

Çrregullimi në Tokë nga këndvështrimi Islam është një krim shumë i madh; feja Islame e krahason atë më luftën e njerëzve kundër Zotit xh.sh. dhe Pejgamberit a.s.. Allahu i Madhëruar thotë: (Shih: El Maide, 33). Ky ajet ka krahasuar dhe ka bërë lidhje në mes dy çështjeve shumë të rrezikshme, në mes luftës kundër Zotit e të Dërguarit të Tij dhe çrregullimit në Tokë.

Prandaj, çrregullimi në Tokë konsiderohet krim i madh, atij nuk i ngjet asnjë krim përveç krimit të politeizmit (shirkut ndaj Zotit). Ky krim është krim gjithëpërfshirës, përfshin çrregullimin e vetvetes, çrregullimin e zemrës, çrregullimin e mendjes dhe çrregullimin e shpirtrave, d.m.th. përfshin çrregullimin e brendshëm dhe të jashtëm. Për këtë arsye Allahu xh.sh. e ka lidhur atë në mes pastërtisë së zemrës dhe pastërtisë së individit në Botën tjetër (Shih: Esh-shuara, 88-89). Zemër e pastër është ajo që qëndron larg çrregullimit, larg epsheve, larg qëllimit për dëmtimin e njerëzve dhe larg gjithë asaj që çon në çrregullime në Tokë. Rrezikun e atij që dëshiron të bëjë çrregullime në mes njerëzve, Allahu xh.sh. e ka sqaruar, gjithashtu edhe i Dërguari i Tij, e ka sqaruar dhe e ka konsideruar si një nga ndëshkimet më të mëdha dhe krimet më të mëdha, duke e quajtur atë "prerëse", Pejgamberi a.s. ka thënë: (Ju kanë kapluar sëmundjet e popujve të mëhershëm: xhelozia dhe urrejtja, ajo është prerësja, nuk them prerësja e flokëve, mirëpo ajo është prerësja e fesë), d.m.th. çrregullimi është prerës i fesë, prerës i besimit të drejtë dhe sjelljeve të mira, gjithashtu ai është prerës i çdo vlere dhe edukate të mirëfilltë islame. Detyra e personit musliman është përmirësimi e jo çrregullimi (Shih: Hud, 88).





**Çrregullimi është krim**

Çrregullimi përfshin çdo veprim që çon në përçarje, çdo veprim që ndikon në krijimin e problemeve në mes dy personave apo dy familjeve, ose në mes dy shteteve apo mes dy popujve, çfarëdo qofshin ato.

Çrregullimi gjithashtu përfshin krimet e mitos (ryshfetit), krimet favorizuese dhe çdo gjë që përfshihet nën atë dukuri, që sot e quajmë korrupsion, për se shumica e shteteve islame sot zënë vendin e parë. Shtetet islame nuk zënë vendin e parë në klasifikimin ndërkombëtar përveçse në çështje të korrupsionit, që përfshin ryshfetin, favorizimet, jotransparencën dhe shumë çështje të tjera, që sot njihen si korrupsion. Çrregullimi është krim shumë i gjerë që përfshin veprime të individit, veprime të shtetit, përfshirë ministritë, agjencitë dhe institucionet qeveritare dhe joqeveritare. Për fat të keq, korrupsioni sot ka përfshirë shumë shtete të Botës Islame dhe dhjetë vendet e para nga shtetet më të korruptuara, zënë shtetet nga Bota Islame. Ky është një problem për të cilin nuk duhet të heshtim.

Kur lexojmë në Kuran, gjejmë se 50 ajete kuranore të qarta flasin rreth çrregullimit. Allahu xh.sh. thotë:

"Mos bëni çrregullime në tokë pas rregullimit të saj (me të ardhur të pejgamberëve) dhe lutnie Atë duke pasur frikë (dënimin) dhe duke shpresuar (mëshirën. S'ka dyshim se mëshira e All-llahut është pranë atyre të mirëve". Shih: El Araf, 56

Zoti i cilëson çifutët si çrregullues: "Jehuditë thanë: "Dora e All-llahut është e shtrënguar!" Qofshin të shtangur duart e tyre dhe qofshin të mallkuar, pse thanë atë. Jo, duart e Tij janë të shlira. Ai furnizon ashtu si të dojë. Kjo që t'u zbrit ty do t'u shtojë disave nga ata (nga paria fetare) shumë largimin dhe mohimin. Ne ndërmjet tyre hodhëm armiqësi dhe urrejtje që do t'u vazhdojë deri në ditën e kijametit...". (El Maide, 64), (Shih: El Bekare, 11-12) Përmes këtyre ajeteve, Allahu xh.sh. na e ka sqaruar se çifutët, si në të kaluarën ashtu dhe në të tashmen, janë çrregullues në Tokë, janë ata që bëjnë çrregullime dhe fusin përçarje në mes popujve, në mes qeverive dhe popujve e qeverive e kështu me radhë. Shtetet islame sot janë duke vuajtur nga çrregullimi i brendshëm dhe i jashtëm. Çrregullime për shkakun tonë dhe çrregullime që na imponojnë forcat e jashtme çrregulluese. Për këtë arsye Pejgamberi a.s., siç tregon Zejnebi - bashkëshortja e Pejgamberit a.s., një ditë Pejgamberi a.s. doli i trishtuar dhe me fytyrë të skuqur duke thënë: (Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, mjerë për arabët nga një e keqe që u është ofruar, sot është hapur nga vendndodhja e Gogut dhe Magogut sikur kjo – duke bërë një rreth me gishtin tregues dhe me atë afër tij – Zejnebi tha: "O i Dërguari i Allahut, a do të shkatërrohemi duke pasur në mesin tonë njerëz të mirë? Pejgamberi a.s. tha: Po, në qoftë se shumohet e liga"), d.m.th. nëse shtohet çrregullimi, siç ka ardhur në disa transmetime të tjera.

**Çrregullime në mes popullit dhe shtetit**

Kur e liga dhe çrregullimi përhapen në Tokë, ndodhin nga këto probleme dhe ato për çfarë ka paralajmëruar Pejgamberi a.s., dhe ato për çfarë na ka tërhequr vërejtjen Pejgamberi a.s. e kishte frikë prej tyre, shumë nga të cilat kanë ndodhur tashmë sot; shumë prej tyre jemi duke i parë në jetën tonë reale, madje nuk mund të gjesh një vend të sigurt ku nuk ka probleme; kanë mbetur shumë pak shtete pa to, për se i lutemi Zotit që t'i ruajë dhe të rikthejë paqen dhe sigurinë në shtetet islame.

Nëse vështrojmë situatën në Egjipt, vëmë re se aty ka shumë përpjekje për të futur çrregullime në mes popullit dhe shtetit apo ushtrisë, me qëllim që aty të ndodhë një luftë civile. Këtë madje e ka pranuar edhe një personalitet i rëndësishëm i cili është prej çrregulluesve me të mëdhenj në atë vend, kur thotë se kemi marrë urdhra nga jashtë.

Gjithashtu ajo që është duke ndodhur në Siri, historia nuk mban mend të tilla krime, siç është vrasja e fëmijëve, grave dhe pleqve. Aty ka shumë grupe të



cilat, fatkeqësisht, edhe në emër të Islamit janë duke bërë çrregullime në Tokë. Ato veprime që i bëjnë ata, nuk kanë të bëjnë fare me mësimet e Fesë Islame. Ato janë veprime çrregulluese në Tokë. Nëse vështrojmë këshillat e Pejgamberit a.s., që kanë të bëjnë me luftën, vërejmë që ai kishte porositur që të mos mbyteshin fëmijë, gra e pleq, të mos digjeshin shtëpitë, të mos shkuleshin pemët etj..

Gjithashtu gjendja nuk është më e mirë as në Irak. Atje ka orvatje për të futur përçarje sektare, gjë që është një rrezik potencial për mbarë Botën Islame, duke i klasifikuar njerëzit dhe duke thënë se këta janë pasuesit e Hysejnit, ndërsa banorët e Enbarit apo pasuesit e Ehli-Synetit janë pasues të Jezidit!

### Ymeti po vuan nga çrregullimet në tokë

Allahu xh.sh. në Kuran thotë: (Shih: Err Rrum, 41) Allahu xh.sh. do t'i dënojë patjetër ata çrregullues, që t'u jap të shijojnë pjesë nga ajo që kanë punuar. Këto gjëra janë shkak që Allahu të zbatojë ligjin e Tij ndaj këtyre çrregulluesve.

E sa shumë nevojë që kemi sot për reformatorë, prandaj ku janë reformatorët? Ku janë ata udhëheqës të cilët i rregullojnë çështjet në mes njerëzve, duke pasur parasysh forcën dhe ndikimin që kanë. Përse heshtin ata e nuk ndërmarrin asgjë. Sikur të bashkoheshin disa shtete arabe dhe islame, pra jo vetëm një shtet, do të kishin pasur mundësi për të arritur pajtimin në mes njerëzve, sepse ata kanë mundësi dhe janë përgjegjës para Zotit të Madhërishëm.

### Çrregullimi në Tokë është nga çështjet më të rrezikshme

Çështja e çrregullimit në Tokë është nga çështjet më të rrezikshme, prej të cilave është duke vuajtur ymeti musliman sot. Ajo ka përfshirë si individin ashtu dhe shoqërinë. Disa shtete sot janë duke shpenzuar miliarda dollarë a euro nga pasura shtetërore e tyre, me qëllim çrregullimin dhe përçarjen në mes njerëzve, me qëllim eliminimin e një orientimi a partie; këtë nuk e bëjnë për ndonjë urtësi, po thjesht duke pasuar epshin e tyre. Sepse, përndryshe, sikur të ishte ai investim me qëllim të mirë, atëherë ka mundësi që të orientohet në vendet më me prioritet dhe kundër armiqve të kësaj feje, të cilët ndoshta i kanë dhe në kufijtë e tyre, e jo të investohet me qëllim të futjes së vëllavrasjes në një popull.

Pasi të lexojë këtë shkrim, dikush mund të pyesë: Ç'është ajo që mund të bëjmë ne? Ajo që ne duhet të bëjmë është që: të rregullojmë brendësinë tonë, çdo njëri prej nesh të shikojë brendësinë e tij; të vëzhgojmë veprimet tona dhe - ku mund të ketë ndonjë çrregullim, nëse në zemër kemi urrejtje ndaj një tjetri pa arsye, nëse në shpirt kemi ndonjë nijet të keq ndaj të tjerëve, nëse në shpirt kemi mendjemadhësi, atëherë duhet të mundohemi t'i shërojmë këto sëmundje, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë që këto çështje janë "prerëse të fesë", ndërsa Allahu xh.sh. ka thënë: (Shih: Esh-Shuara, 88-89) -zemra e pastër është ajo që nuk ka në veten e saj sëmundje, është zemra e cila ka mëshirë, zemra e cila i dashuron njerëzit, zemra e cila ia do tjetrit atë që e do për veten e saj, zemra e cila nuk bënë intriga ndaj tjetrit, zemra e cila nuk fut përçarje në mes një personi e një tjetri, dhe zemra e cila nuk bart fjalë dhe nuk merret me thashetheme. Për këtë qëllim, ne duhet t'i pastrojmë zemrat tona dhe t'i bëjmë të shëndosha zemrat tona, mendjet tona dhe shpirtrat tanë të mirë dhe të ndershëm, të lidhur me Zotin e Madhërishëm dhe të preokupuar me përmendjen e Tij. Në këtë mënyrë do të shërojmë zemrat tona dhe kështu Allahu xh.sh. na i pranon lutjet tona. Ymeti përbëhet nga individët, nëse individi është i pastër dhe i mirë, atëherë edhe Ymeti do të jetë i pastër dhe i mirë. Asnjëri nga ne nuk mund të lirojë veten e tij dhe të thotë se nuk jam përgjegjës. Duhet ta dimë se të gjithë ne jemi përgjegjës para Allahut xh.sh.. Çdonjëri nga ne ka mundësi të flasë një fjalë të mirë dhe të orvatet t'i ndihmojë ata që kanë rënë pre e përçarjeve të njerëzve të ligj.

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Mr. Vedat Shabani.*
*Burimi: www.iumsonline.org*

Alaudin Abazi



# Dhuratat komerciale dhe lojërat shpërblyese reklamuese nga këndvështrimi i jurisprudencës islame (1)

**Marketingu - promotori i tregtisë në kohën bashkëkohore**

Edhe pse shitblerja është nga zanatet më të vjetra me se është marrë njeriu, tregtarët asnjëherë nuk kanë pushuar së hulumtuari rreth mjeteve e metodave më efikase, me të cilat do të rrisnin shitjen e mallrave dhe do t'i joshnin njerëzit për t'i blerë produktet e tyre.

Deri vonë, këto metoda stimuluese ishin të kufizuara dhe nuk kishin aq ndikim në joshjen e numrit të madh të konsumatorëve e myshterinjve, mirëpo tani, me përparimin kulturor, teknologjik e ekonomik, në mënyrën e jetesës së njerëzve ndryshuan shumë gjëra dhe në raport me këtë filluan të ndryshonin edhe metodat e tregtarëve në promovimin e mallrave që shesin. Në kohën tonë bashkëkohore, mënyra se si bëhet reklamimi i mallit dhe marketingu i tij jo vetëm që është bërë mjeshtëri e art, por kjo fushë konsiderohet si mjaft tërheqëse për të investuar dhe që mund të sjellë përfitime të mëdha ekonomike. Prandaj edhe si rezultat i mundësive të shumta për marketing, ekzistojnë kompani e agjenci të shumta, që nuk tregtojnë ndonjë produkt, veçse janë të specializuara për të ofruar shërbime që kanë të bëjnë me reklamimin dhe promovimin e produkteve të të tjerëve.

Format e marketingut të mallrave janë të shumta; nga më të njohurat mund të përmendim këto: reklamimi i produkteve nëpër mjetet e informacionit masiv/në medie, aksionet me ulje çmimesh, shitja me likuidim malli, oferta të kufizuara të produkteve të caktuara, garanci dhe servis për mallrat e blera, dhuratat, lojërat shpërblyese etj..

Në këtë shkrim do t'u bëjmë një shqyrtim nga këndvështrimi islam dhuratave dhe lojërave shpërblyese, me të cilat bëhet promovimi i mallrave nga ana e qendrave tregtare apo kompanive prodhuese. Kjo për faktin se krahas faktit që janë mjaft të përhapura në tërë botën, disa prej këtyre formave të marketingut përzihen me veprime që shpien në mëkate, si bixhozi, lotaria dhe monopoli në tregti; veprime nga të cilat duhet të ruhet besimtari.

**Dhuratat komerciale**

Në terminologjinë e marketingut dhuratat komerciale ose reklamuese janë gjëra a sende që tregtarët ose kompanitë prodhuese ua dhurojnë falas myshterinjve (konsumatorëve) të tyre, gjatë shitblerjes ose si stimulim për blerjen e produkteve të tyre.[1] Në gjëra të dhuruara, krahas artikujve (sikur 'kush blen një produkt, merr edhe një falas'), mund të futen edhe shërbimet që ofrojnë tregtarët, sikur 'kush blen një produkt të caktuar (frigorifer, rrobalarëse, etj.), shërbimi i dërgesës së produktit falas në shtëpi ose shërbimi i mirëmbajtjes është falas për dy vjet, etj..

**Llojet e dhuratave reklamuese:**

Dhuratat stimuluese që jepen nga tregtarët dhe kompanitë prodhuese, mund të ndahen në tri lloje:

**1. Dhurata përkujtimi**

Disa qendra tregtare apo ndërmarrje prodhuese, përgatisin disa dhurata të thjeshta për klientët e tyre, sikur janë: lapsa, kalendarë, mbajtës çelësash, fanella, suvenire dhe gjëra të tjera, në të cilat shkruhet reklama e një produkti të caktuar, ose marka e firmës. Këto dhurata u shpërndahen klientëve të rregullt, ose shpërndarjen e tyre e bëjnë gjatë një fushate reklamimi nëpër pika të caktuara, njerëzve që kalojnë andejpari.[2] Qëllimi i këtyre dhuratave është tërheqja e blerësve për produktet a shërbimet që ofron një kompani e caktuar ose promovimi i një produkti risi. Gjithashtu këto dhurata synojnë edhe mbajtjen e rifreskimin e raportit në mes të konsumatorëve të rregullt dhe një marke apo qendre tregtare të caktuar.

**2. Dhurata si mostra të produkteve**

Dhurata që janë mostra të produkteve dhe i ofrojnë kryesisht kompanitë prodhuese, janë dhuratat që prezantohen duke i ambalazhuar enkas, për ta njoftuar konsumatorin për produktin e ri, ose atij i jepet mundësia që ta provojë produktin dhe ta sheh e të bindet nëse i plotëson kërkesat e tij.[3] Shembuj të këtij lloji janë: mostrat e parfumeve që u dhurohen konsumatorëve, të ambalazhuara në shishe të vogla, hapja e tezgave nëpër




ambiente të qendrave tregtare ose gjetiu, për t'u ofruar konsumatorëve shijimin e produkteve të reja etj.

**3. Dhurata stimuluese për blerësit**

Janë dhuratat që u japin tregtarët konsumatorëve të tyre si shpërblim për blerjen e produkteve të caktuara apo për përzgjedhjen e një qendre tregtare a risie të caktuar. Këto lloje dhuratash janë shumë të përhapura në tregti dhe ofertat me këso dhuratash janë të ndryshme. Nuk do të zgjerohemi me përmendjen e tepërt të shembujve, po duhet të kemi parasysh se dhuratat e këtilla mund të jenë:

**a) Artikuj, sikurse:**

* Shitja e pastës së dhëmbëve duke i bashkangjitur si dhuratë brushën e dhëmbëve.

* Kush blen tre artikuj, merr një falas.

* Konsumatori të blejë një artikull dhe, kur ta hapë, brenda të gjejë një dhuratë, një lodër apo diçka tjetër etj..

**b) Shërbime, sikurse:**

- Nëse blen një frigorifer, blerësi ka falas transportin deri në shtëpi.

- Kush blen një aparat, instalimi është falas, ose mirëmbajtja për dy vjet etj..

**c) Ulje çmimi, sikurse:**

* Kush mbush telefonin për pesë euro, merr falas edhe tri euro të tjera.

* Kush bën blerje me vlerë mbi 50 euro, përfiton 10% ulje çmimi.

* Nëse blen tre artikuj të njëjtë, përfiton ulje çmimi etj..

## Dispozita sheriatike e dhuratave reklamuese

Edhe pse dhuratat reklamuese janë veprimtari që nuk ishin të njohura në të kaluarën, sepse është një çështje aktuale, kjo problematikë në jurisprudencën islame (Fikh), tek dijetarët bashkëkohorë diskutohet në kapitullin e dhuratave (El Hibeh). Sidoqoftë, para se të shpjegojmë dispozitën përkatëse për këtë veprimtari komerciale, do të sqarojmë se në këtë çështje vlen parimi i njohur në jurisprudencën islame se gjërat në esencë janë të lejuara *(El aslu fil eshjai ibahatun)*. Ky parim është thelbësor jo vetëm në lidhje me dhuratat dhe lojërat shpërblyese, po në përgjithësi gjatë transaksioneve tregtare, pasi tregtia është një fushë e gjerë, që ngërthen në vete veprimtari të shumta.

Kështu themi se, parimisht, çdo akt që e ndërmerr tregtari për ta promovuar produktin e tij, është i lejuar përderisa të mos u nënshtrohet ndalesave sikurse janë mashtrimi, tradhtia, bixhozi, lotaria, gënjeshtra dhe mëkate të tjera. Prandaj pranimin e dhuratave të këtilla nga qendrat tregtare ose kompanitë prodhuese, nuk ka asnjë pengesë që ta konsiderojmë si të ndaluar.

Në jurisprudencën islame pranimi i dhuratave është i preferuar dhe konsiderohet mirësjellje,[4] e disa prej juristëve islamë thonë se pranimi i dhuratës është vaxhib.[5]

Kemi disa hadithe që nxisin dhënien dhe pranimin e dhuratave, prej tyre është hadithi në të cilin i Dërguari i Allahut, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, thotë: "Shkëmbeni dhurata në mes jush, do të duheni".[6]

Ngurrimi i disave në lidhje me dhuratat reklamuese

Disa dijetarë bashkëkohorë shfaqin rezerva për lejimin e përdorimit të dhuratave reklamuese nga ana e tregtarëve, për të nxitur blerjen e produkteve . Ata thonë se me këtë metodë dëmtohen tregtarët e tjerë, të cilët nuk japin dhurata të këtilla gjatë shitjes së produkteve të tyre. Me fjalë të tjera, shpërndarja e dhuratave komerciale nga disa tregtarë bën që konsumatorët të blejnë vetëm në ato qendra tregtare dhe kompani prodhuese, në të cilat jepen dhurata dhe, kësodore, konkurrenca tregtare nuk është e moralshme, ndodhin padrejtësi dhe u shkaktohet dëm tregtarëve të tjerë.[7]

Mirëpo ky pretendim nuk është i qëndrueshëm për këto arsye:

-Tregtarët ndjekin metodologji dhe përdorin mjete të ndryshme për t'i tërhequr njerëzit për produktet dhe mallrat e tyre. Kjo ndodh duke ulur çmimin, duke u dhënë garanci (dikush për gjashtë muaj, dikush për një vit, dikush edhe më shumë, por dikush edhe pa garanci fare), pastaj duke u dhënë të drejtën blerësve që ta rikthejnë mallin nëse nuk u pëlqen, dhe shumë mënyra të tjera. Këto mënyra, disa nga tregtarët i përdorin e disa jo, varësisht se si e sa e shohin të arsyeshme për të zhvilluar biznesin e tyre dhe për t'i tërhequr blerësit. Në fakt këtu qëndron edhe poenta e tregtisë dhe, përderisa tregtari të mos gënjejë, nuk tradhton dhe në përgjithësi nuk shkel ndonjë ndalesë, nuk është e drejtë t`ia kufizojmë disa veprimtari me pretekst se kjo u shkakton dëm të tjerëve.

-Caktimi i çmimit të mallrave në treg u nënshtrohet rrethanave, dhe është e drejtë që atë ta caktojnë nevoja e tregut dhe tregtarët. Prandaj nuk është e drejtë që në këtë të ndërhyjë dikush tjetër, qoftë edhe shteti, përveç në raste specifike, kur bëhet fjalë për evitimin e ndonjë dëmi publik, atëherë mund të ketë ndërhyrje, si p.sh. kur është fjala për monopolizimin e mallrave, për marrëveshje të fshehta të dëmshme të shitësve, kufizimin e shitjes vetëm për njerëz të caktuar etj.. Prandaj edhe në dhënien e dhuratave reklamuese, nëse për ndonjë eventualitet ndodh të ketë çrregullime në treg, ose ndonjë trazim ekonomik, ose keqpërdorim të këtyre




reklamave, - atëherë shteti ka për detyrë të ndërhyjë për ta evituar atë dëm. Në anën tjetër, nëse kjo nuk ka ndodhur dhe dhuratat reklamuese të tregtarëve janë brenda formave që përdorin shitësit për t'i tërhequr e stimuluar blerësit, atëherë nuk është e drejtë që, për shkak të disa rrethanave të supozuara, të ndalohen dhuratat.[8]

Pas këtyre sqarimeve, themi se dispozita e këtyre lloj dhuratash komerciale është se janë të lejuara të pranohen nga ana e konsumatorëve, sepse ato jepen me dëshirë nga ana e tregtarëve dhe nuk ka ndonjë ndalesë, së cilës i nënshtrohet pranimi i dhuratave të këtilla.

### Së dyti: Lojërat shpërblyese komerciale

Përkufizimi i lojërave shpërblyese komerciale

Me lojëra shpërblyese komerciale kemi për qëllim garat që i organizojnë qendrat tregtare dhe kompanitë prodhuese, për të tërhequr konsumatorët që të blejnë në qendrat e tyre, ose për të promovuar shitjen e mallrave që tregtojnë.[9] Edhe në lojërat shpërblyese, sikurse në dhuratat reklamuese, shpërblim mund të jetë ndonjë artikull a send (si veturë, enëlarëse etj.), mund të jetë edhe ndonjë shërbim (udhëtim turistik, gosti në ndonjë restorant luksoz, mirëmbajtje gratis etj.). Fituesi në këto lojëra zgjidhet zakonisht me short dhe mënyra se si bëhet tërheqja e shortit dallon varësisht se si e zgjedhin organizatorët e lojës.

### Llojet e lojërave shpërblyese komerciale

Lojërat shpërblyese komerciale në kohën e sotme janë nga mjetet më stimuluese që përdoren në tregti, për të promovuar shitjen. Kjo për faktin se krijon nxitje e joshje për konsumatorët, që, krahas blerjes së ndonjë artikulli, të përfitojnë edhe ndonjë shpërblim shtesë.

Shumë njerëz ndikohen nga mënyra se si bëhet paralajmërimi i këtyre lojërave dhe secili prej tyre dëshiron të jetë fituesi i shpërblimit konkret, sidomos pasi tregtarët shpikin vazhdimisht forma të llojllojshme joshëse të këtyre lojërave.[10] Ekzistojnë shumta lloje lojërash shpërblyese komerciale dhe juristët islamë, gjatë trajtimit të tyre, bëjnë klasifikime, duke pasur parasysh aspekte të ndryshme, mirëpo ne në vazhdim do të bëjmë një ndarje duke u munduar që të jetë më lehtë për ta kuptuar lexuesi.

### Lloji i parë: Lojëra shpërblyese me të cilat kushtëzohet blerja e kuponit për pjesëmarrësit

Që klienti të blejë një kupon apo tiketë me çmim të caktuar (1 euro, 0.5 euro etj.), që mund të ketë një numër ose i shënohet emri dhe ajo vihet në një kuti dhe kështu ai bëhet pjesëmarrës në garën për tërheqjen e shpërblimit, pavarësisht se çfarë mund të jetë ai televizor, makinë, banesë, para të gatshme etj.. Tërheqja e fituesit bëhet me short ose duke tërhequr numrin, ose duke tërhequr tiketat ku janë shënuar emrat e pjesëmarrësve. Edhe pse nuk është shumë i përhapur ky lloj lojërash për marketing të produkteve, disa qendra tregtare organizojnë këso lojërash shpërblyese dhe qëllimi i tyre është edhe përfitimi material, po njëkohësisht edhe promovimi i ndonjë qendre tregtare, që njerëzit të vijnë aty e të blejnë mallra. Në lojëra shpërblyese të këtij lloji mund të kushtëzohet blerja e ndonjë produkti në qendër, po ka mundësi edhe të mos kushtëzohet kjo dhe mjafton vetëm blerja e kuponit. Lojërat shpërblyese të këtij lloji janë të ngjashme me lotarinë, madje nuk kanë asnjë dallim nga lotaria, përveç faktit se atë e organizon qendra tregtare që ka mundësi të kushtëzoj blerjen e ndonjë produkti nga vetë qendra. Prandaj, për ta kuptuar dispozitën e lojërave shpërblyese të këtij lloji, duhet ta qartësojmë se çfarë është qëndrimi i jurisprudencës islame rreth lotarisë.

### Dispozita e lotarisë

Lotaria është lojë e fatit, në të cilën marrin pjesë një numër i madh i njerëzve duke paguar secili një shumë të vogël parash, me shpresën se do t'i kapë fati, që mund të jenë një sasi e madhe parash (shpërblim i madh) ose ndonjë mall. Të gjithë pjesëmarrësit kanë letra me numra, të cilat vihen në një vend (kuti ose diku tjetër) dhe prej andej me short tërhiqet një numër ose disa numra. Kështu numri i kujt të shfaqet, ai është fitues i lojës së fatit. Sipas këtij sqarimi kuptojmë se lojërat e fatit konsiderohen bixhoz, sepse çdo pjesëmarrës në këtë lojë, ose do ta fitojë lojën ose do ta humbë atë që ka paguar. Ky është thelbi i bixhozit të ndaluar në Kuran (El Mejsir). Akademia e Fikhut Islam e ka diskutuar çështjen e lojërave të fatit - loton në seancën e katërmbëdhjetë dhe pjesëmarrësit janë pajtuar unanimisht se të gjitha lojërat loto që aplikohen në kohën tonë, janë bixhoz i ndaluar.[11] Në vendimin e Akademisë, ndër të tjera, thuhet: "Në praktikën e lotarisë futet bixhozi, pasi secili nga pjesëmarrësit në të ka mundësi ose ta fitojë garën në tërësi ose t'i humbë paratë që i ka futur (në lojë)".[12]

### Dispozita e lojërave shpërblyese duke blerë kupon:

Dispozita e lojërave shpërblyese në të cilat marrin pjesë njerëzit duke blerë kuponë, qoftë edhe me çmim




shumë të vogël, i nxjerr se ato janë lotari dhe lloj i bixhozit të ndaluar në Kuran. Pa u zgjeruar më shumë, do të përmendim vetëm tri aspekte se pse ndalohet pjesëmarrja në këto lloje lojërash shpërblyese:

1- Pjesëmarrësi në lojërat shpërblyese të këtilla ose është fitues ose harxhues; "lojtarët" paguajnë para për të fituar të drejtën që të hyjnë në tërheqjen e shpërblimit dhe në këtë lojë fitues është vetëm njëri ose disa persona nga qindra e mijëra të tjerë pjesëmarrës. Kjo formë e lojës është bixhoz i kulluar dhe kumar. Allahu i Lartësuar thotë: "O besimtarë! Me të vërtetë, pijet alkoolike, bixhozi, idhujt dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Prandaj, largohuni prej tyre, me qëllim që të shpëtoni!" (El Maide, 90)

2- Me këtë formë të lojës njerëzit hanë pasurinë e tjetrit pa të drejtë, kurse organizatorët mbledhin qindra e mijëra euro nga pjesëmarrësit, të cilët, edhe pse paguajnë shuma të vogla, megjithatë janë mijëra të mashtruar nga ëndrrat e të cilëve tallet shejtani, se ndoshta mund të jenë fituesit. Në lidhje me këtë Zoti i Madhërishëm thotë:"O besimtarë, mos e përvetësoni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejueshme". (En-Nisaë, 29)

3- Lojërat shpërblyese që janë bixhoz, krijojnë urrejtje në mes njerëzve dhe i bëjnë ata që, vetëm e vetëm për ta fituar shumën e premtuar, të harxhojnë pasuri të mëdha, duke blerë sa më shumë kuponë, pastaj kur të humbasin, mërziten, dëshpërohen, i akuzojnë organizatorët për mashtrim dhe kështu lind armiqësi në mes njerëzve. Zoti i Madhërishëm në Kuran thotë: "Vërtet, djalli, me pije alkoolike dhe me bixhoz, kërkon që të fusë midis jush armiqësi e urrejtje dhe t'ju shmangë nga të kujtuarit e Allahut dhe kryerja e namazit. Prandaj, a po hiqni dorë"? (El Maide, 91)

**Lloji i dytë:**
**Lojërat shpërblyese me short, pa blerë kupon**

Janë lojëra shpërblyese komerciale, në të cilat organizatorët (zakonisht qendrat tregtare) u mundësojnë pjesëmarrje të gjithë konsumatorëve, duke u shpërndarë kuponë pa pagesë (gratis) dhe pastaj bëhet tërheqja e fituesit ose e fituesve me short. Pra kuponët i shpërndahen çdonjërit që viziton qendrën tregtare dhe që dëshiron të marrë pjesë në lojë, pavarësisht se a blen apo jo ndonjë produkt. Kjo ndodh zakonisht në qendra tregtare të reja, me qëllim promovimi të tyre dhe kështu në hyrje të këtyre qendrave shpërndahen kuponë për të gjithë vizitorët. Pas kësaj caktohet një orë kur do të bëhet tërheqja e fituesit me short.

**Dispozita e llojit të dytë të lojërave shpërblyese:**

Ky lloj i lojërave shpërblyese komerciale është i lejuar për shkak të disa arsyeve:

1. Tashmë e kemi të qartë se në fushën e tregtisë gjërat në esencë janë të lejuara, prandaj dispozita mbetet e tillë përderisa të mos vërtetohet e kundërta me ndonjë argument. Me këtë mënyrë të organizimit të lojërave shpërblyese, tregtarët ndjekin metoda dhe përdorin mjete të ndryshme legjitime për t'i tërhequr konsumatorët për produktet e tyre, prandaj kjo formë e lojërave shpërblyese nuk ka ndonjë pengesë që ta konsideronim të ndaluar.

2. Në këtë formë të lojërave shpërblyese, pjesëmarrësi nuk shpenzon dhe nuk paguan ndonjë shumë për pjesëmarrje dhe për të fituar, po organizatori (qendra tregtare) e jep shpërblimin me dëshirë si dhuratë. Pra nuk është bixhoz (lotari), sepse pjesëmarrësi në këtë lojë nuk vihet në mes fitores ose humbjes së ndonjë shume që ka paguar, me se do të fitonte të drejtën për pjesëmarrje.

3. Kjo mënyrë e lojërave shpërblyese në fakt është dhuratë që shpërndahet nga qendra tregtare, mirëpo meqë është një dhuratë ose janë disa dhurata dhe ato nuk ka mundësi t'i shpërndahen secilit, atëherë i jepet një personi ose vetëm disave, të cilëve u bie shorti. Me fjalë të tjera, kjo është njësoj sikur të kemi një gjë që dëshirojmë ta japim dhuratë, ose kemi sasi të kufizuar dhuratash e, në anën tjetër, numri i personave që dëshirojmë t'ua japim dhuratën është më i madh dhe,ë për ta bërë përzgjedhjen, përdorim shortin.

Pranimi i dhuratave në Islam lejohet, madje edhe preferohet të mos refuzohet, ndërsa rreth pjesëmarrjes në short ose aplikimit të shortit në shpërndarjen e dhuratave, do të flasim në vazhdimn e dytë. *(vijon)*

1) Havafizut Tixharijeh et Tesvikije", Dr. Halid Muslih, f. 59. 2) Fenul Bej`i", f. 117. 3) "El Muamelatul Muasireh, Asaletun ve Muasereh", Dubejan Muhamed Dubejan, v. 4 f. 331. 4) "Bedaiu Sanai", Kasani ElHanefi, v. 7, f. 117. 5) "El Insaf", Ahmed Elmerdavi, v. 7, f. 165. 6) Hadithin e shënon Buhariu në librin "El Edebul Mufred" dhe jo në koleksionin e Sahihut të tij. Ibën Haxheri këtë hadith e cilëson Hasen në librin "Et Telhisul Habir", v. 3, f. 60. 7) El Muamelatul Muasireh, Asaletun ve Muasereh", Dubejan Muhamed Dubejan, v. 4 f. 323. 8) "El Havafiz et Tixharijeh et Tesvikije", Dr. Halid Abdullah Muslih, f. 109. 9) Idaretu Tesvik", f. 498-499; "Fikhul Muamelat el Malije el Mukarin", dr. Alaudin Zateri, f. 343. 10) "El Musabekat et Tixharije fi Fikhil Islamij ve Tatbikatuha el Muasire", Feras Ridvan, f. 50. 11) Akademia e Fikhut Islam, seanca e katërmbëdhjetë, vendimi i shtatë në lidhje me lojërat e fatit. data 20, Shaban, 1995. 12) islamtoday.net/bohooth/artshow-32-4798.htm Më gjerësisht rreth shortit në Islam: "Tefsir El Kurtubi", v. 4, f. 86.

**Myftiu takoi Ambasadorët e Kuvajtit dhe të Arabisë Saudite në Tiranë**



*Myftiu takoi ambasadorin e Kuvajtit në Tiranë*



*Myftiu takoi ambasadorin e Arabisë Saudite në Tiranë*

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, më 2 qershor u prit nga Ambasadori i Kuvajtit në Tiranë, z. Najeeb Al - Bader, të cilin e falënderoi edhe një herë për ndihëm që ka dhënë vendi i tij për BIK dhe posaçërisht për ndihmën e përkrahjen që kanë dhënë për Kosovën. Myftiu e njohu ambasadorin kuvajtian gjithashtu edhe me të arbitruarin e fundit të Bashkësisë Islame si dhe me projekte që ka në plan t'i realizojë e për të cilat kërkoi ndihmë dhe mbështetje nga fondacionet e Kuvajtit. Ambasadori, z. Najeeb Al - Bader, pasi falënderoi Myftiun për vizitën, e njohu atë me përkrahjen që bën Kuvajti përmes Ambasadës në Shqipëri, në fushën e kulturës, ku veçoj projektet e realizuara në Korçë, Bajram Curr dhe Shkodër. Ambasadori kuvajtian u shpreh i impresionuar për të arriturat e BIK-së. Ai shprehu edhe kësaj radhe gatishmërinë e tij për të ndihmuar në realizimin e projekteve të BIK-së përmes donacioneve kuvajtiane. Gjatë qëndrimit në Tiranë, Myftiu Tërnava vizitoi edhe Ambasadën e Mbretërisë së Arabisë Saudite, ku u prit nga Ambasadori Abdullah Abdulaziz Al Abdulkerim. Myftiu, me Ambasadorin saudit bisedoi për përgatitjen e haxhit të sivjetmë. Këtu Myftiu i dorëzoi Ambasadorit Marrëveshjen e Haxhit për vitin 2014. Myftiu Tërnava dhe Ambasadori saudit biseduan edhe për rrjedhën e realizimit të disa projekteve në BIK, të financuara nga Arabia Saudite.

**Kryesia e BIK-së në vigjilje të Ramazanit, takim me udhëheqësit e këshillave vendorë**

Në vigjilje të muajit të madhëruar të Ramazanit, më 4 qershor, Kryesia e BIK-së të Kosovës mbajti tubim këshillues me kryetarët dhe kryeimamët e këshillave vendorë të BI-së, ku qenë të pranishëm edhe pedagogët e FSI-së dhe mësimdhënësit e medreseve. "Jemi këtu që me ju, drejtuesit e këshillave, me ju pedagogët e FSI-së e të medreseve, të shohim mundësinë më të mirë për organizimin e aktiviteteve që do të kemi në terren me besimtarët gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit. Drejtoritë tona janë në përgatitje e sipër të elaboratit për muajin e madhëruar të Ramazanit. Andaj jemi këtu që të dëgjojmë edhe propozimet a sugjerimet tuaja, në mënyrë që të jemi bashkërisht me besimtarët tanë gjatë Ramazanit ", -tha Myftiu Tërnava. Kryeimami Sabri Bajgora tha se si tradicionalisht janë bërë përgatitjet e nevojshme për Ramazan.



*Takim me udhëheqësit e këshillave vendorë*

Terreni do të mbulohet me ekipin që do jetë në nivel të Kryesisë, në të cilin do të përfshihen përfaqësuesit nga Kryesia, si dhe nga FSI e medresetë. Ai theksoi se ekipi i Ramazanit do të funksionojë në bashkëpunim e bashkërendim me këshillat vendorë dhe ngado do të vizitohen xhamitë kryesisht në namazin e drekës, me theks të veçantë ditëve të premte në namazin e xhumasë, kur do të mbahen derse dhe hytbe, si dhe në namazin e Teravive. Ahmet Sadriu, drejtor i veprimtarisë botuese, tha se, si zakonisht, drejtoria e botimeve ka bërë përgatitjen e Vaktisë së Ramazanit për territorin e Kosovës. Ai, po ashtu i njohu të pranishmit edhe me projektin për një sërë emisionesh fetare nga produksioni i BIK-së. Drejtori për diasporë, Ekrem Simnica, tha se duhet të organizohemi sa më mirë që t'i presim e të jemi pranë mërgimtarëve tanë, të cilët gjatë këtij Ramazani do të jenë në vendlindje. Ai u shpreh se përfaqësuesit e Kryesisë së BIK-së, do të jenë të pranishëm edhe në diasporë gjatë muajit të Ramazanit.

### Myftiu Tërnava vizitë dyditore në Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë

Myftiu i Kosovës Naim Tërnava, i shoqëruar nga këshilltari i Kryesisë Vedat Sahiti, më 9 e 10 qershor qëndroi në vizitë dyditore në Ankara, me ftesë të Drejtorisë së Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë. Delegacioni i Bashkësisë Islame të Kosovës u prit me nderime të larta dhe u nënshkrua një marrëveshje bashkëpunimi për restaurimin e tri objekteve të rëndësishme të trashëgimisë kulturore islame në Kosovë: projekti i Medresesë së vogël të Gjakovës, pastaj projekti i Bibliotekës së Xhamisë së Hadum Agës, po në Gjakovë, të shkatërruara gjatë luftës së fundit 1998-99, dhe projekti i restaurimit të Xhamisë së Marzhiçit në Trepçë (Mitrovicë), e shkatërruar gjatë luftërave Osmane-Austro-Hungareze në fund të shekullit XVII. Myftiu Tërnava falënderoi Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve për kontributin e dhënë në restaurimin e këtyre monumenteve të rëndësishme të kulturës dhe trashëgimisë islame në Kosovë. "Ne me këto restaurime të objekteve të trashëgimisë sonë, po u lëmë edhe brezave që vijnë, kulturën e trashëgiminë e të parëve tanë", -tha Myftiu Tërnava. Gjatë vizitës në Ankara Myftiu vizitoi edhe Ambasadën e Kosovës, ku u prit nga Ambasadori Avni Spahiu dhe konsulli, Ali Kamberi. Myftiu e njohu Ambasadorin me punën që po bën BIK në përgjithësi, si dhe me marrëveshjen që u nënshkrua për restaurimin e objekteve të trashëgimisë kulturore islame në Kosovë. *(R.Sh.)*

### Myftiu Naim Tërnava priti atasheun Abdullah Vasfi Yuce

Myftiu i Kosovës Naim Tërnava, më 3 qershor priti sot z. Abdullah Vasfi Yuce, atashe për çështje fetare pranë Ambasadës Turke, me të cilin biseduan për çështje të interesit të përbashkët, duke filluar nga koordinimi i aktiviteteve për muajin e Ramazanit për t'u shtrirë deri mundësitë



*Myftiu në takim me DPV të Turqisë*



*Myftiu në takim me atasheun Abdullah Vasfi Yuce*

e zgjerimit të bashkëpunimit ndërinstitucional në mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Diyanet-it të Turqisë.

### Myftiu Tërnava priti kryetarin e DIYANET-it Mehmet Gormez

Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, më 20 qershor në selinë e Kryesisë së BIK-së në Prishtinë, priti kryetarin e DIYANET-it, Prof. Dr. Mehmet Gormez, të cilin e falënderoi për vizitën dhe mbështetjen e vazhdueshme të BIK-së e të Kosovës. Me këtë rast Myftiu Tërnava çmoi lart angazhimin e kryetarit të DIYANET-it, Prof. Dr. Mehmet Gormez për kujdesin dhe mbështetjen e Kosovës dhe besimtarëve islamë në Ballkan. Po ashtu Myftiu e njohu mysafirin e lartë turk edhe me të arriturat dhe planet për të ardhmen që ka BIK. Myftiu Tërnava tha se bashkëpunimi në mes BIK-së dhe DIYANET-it është domethënës dhe determinues për zhvillimin e jetës fetare në Kosovë.

“Angazhimi juaj, zotëri kryetar, është domethënës dhe shumë i vlerësuar për krijimin e premisave për paqen, tolerancën e mirëkuptimin në mes popujve anë e kënd botës”-tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava”.

“Ndiej një kënaqësi të veçantë që jam pranë jush, pranë bashkëpunëtorëve tuaj. Ndihem mirë ngase që nga ajo ditë që jemi njohur me ju dhe me bashkëpunëtorët tuaj, përveçqë kemi forcuar bashkëpunimin institucional, ne kemi krijuar, falë jush, një bashkëpunim vëllazëror, Kosova, ka një shpirt të fuqishëm, kjo buron nga lashtësia kulturore e qytetëruese e Kosovës, ku ruhet një traditë, një kulturë e një qytetërim i fuqishëm”- tha kryetari Gormez.

Ai më tutje veçoi se, për të ruajtur e kultivuar këtë shpirt,duhet të ketë një identitet të fuqishëm për ta shprehur e kultivuar këtë vlerë. E s’ka dyshim se një ndër mbështetëset më të forta të kësaj vlere është feja. E, për ta vazhduar këtë rrugë, një institucion i fuqishëm është BIK, e cila ka një rëndësi të veçantë për kultivimin e frymës qytetëruese.

Përveç BIK-së, në këtë mision shumë të rëndësishme janë edhe institucionet tuaja arsimore, siç janë medresetë, FSI dhe institucionet e tjera që po krijoni ju”. BIK ka një rëndësi të veçantë, jo vetëm për Kosovën por edhe për gjithë Ballkanin, prandaj edhe një herë këtu shpreh qëndrimin dhe gatishmërinë e DIYANET-it dhe përkushtimin tim për të bashkëpunuar në çdo fushë në interes të së ardhmes e paqes për vendet tona” - tha, veç të tjerash, kryetari Gormez.

### Mitrovica me xhaminë më madhështore në vend

Më 20 qershor para namazit të xhumasë në Mitrovicë, me një manifestim solemn u bë përurimi i xhamisë madhështore “Bajram Pasha-Isa Beg”, e ndërtuar vetëm për 16 muaj mbi themelet e xhamisë “Isa Beg” apo si ka qenë e njohur “Xhamia e Zallit”. Ndërtimi i xhamisë është financuar nga komuna e Bajram Pashës nga Stambolli, me të cilën është



*Myftiu në takim me z.Mehmet Gormez*



*Myftiu në manifestimin e përurimit të xhamisë*

vëllazëruar prej kohësh Mitrovica. Përurimi i xhamisë në Mitrovicë tuboi një numër të konsiderueshëm personalitetesh të larta shtetërore e fetare nga Turqia e Kosova, si dhe shumë të ftuar nga trojet tona. Aty qenë të pranishëm: Ministri i Shëndetësisë i Turqisë, Mehmet Myjezinogllu, Ministri i Administrimit të Pushtetit Lokal, Mahir Jakgjillar, kryetari i DIYANET-it, Prof. Dr. Mehmet Gormez, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, Ambasadorja e Turqisë në Kosovë, Songyl Ozan, kryetari i komunës Bajram Pasha të Stambollit, Atila Ajdener, kryetari i Mitrovicës, Agim Bahtiri, ish-kryetari i Mitrovicës, Avni Kastrati, e shumë të tjerë si dhe deputetë nga Parlamentet e dy vendeve. Kryetari i KBI të Mitrovicës, Jetish Berisha, vlerësoi lart kontributin e vëllezërve turq për ndërtimin e xhamisë "Isa Beg" në qendër të Mitrovicës. Në ceremoninë e përurimit morën pjesë zyrtarë të lartë të Qeverisë së Turqisë, qytetit të Stambollit si dhe kreu i Myftinisë së Turqisë. Berisha tha se ndërtimi i xhamisë në qendër të Mitrovicës është financuar nga Myftinia e komunës Bajram Pasha të Stambollit dhe ka kushtuar rreth 2 milionë euro, ndërsa punimet kanë zgjatur 16 muaj. Sipas tij, xhamia ka një sipërfaqe prej 2. 500 m2 si dhe do t'i plotësojë kushtet për besimtarët e kësaj pjese të Mitrovicës. Kryetari i komunës Bajram Pasha të Stambollit, Atila Ajdener, tha se nga arkivat e Perandorisë Osmani ka nxjerrë një dokument të pronësisë për këtë xhami, i cili daton që nga vitit 1530, si vakëf i Isa Begut nga fshati Pograxhë. Dokumenti i pronësisë iu dorëzua Myftiut të Kosovës, Naim Tërnava. Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, duke uruar xhematin për këtë xhami të bukur, tha se sot për Mitrovicën dhe Kosovën është një ditë e veçantë. Myftiu theksoi se përkrahja e Qeverisë dhe popullit turk për Kosovën dhe popullin e saj, është dëshmuar vazhdimisht, si në kohë të vështira ashtu edhe në paqe.

Ndërsa për xhaminë Myftiu Naim Tërnava, më mes të tjerash, tha: "Kjo është shtëpi e Zotit, ku të rinjtë do të marrin dije dhe besim që të jetojnë në paqe dhe harmoni me të gjithë të tjerët, si e kanë pasur traditë Mitrovica dhe Kosova". Ky objekt është institucion që prodhon paqe, prosperitet dhe bashkëpunim për të gjithë. Nga kjo shtëpi e Zotit, sikurse edhe deri tani, do të ndizen shkëndija për të gjithë qytetarët, shkëndija që përçojnë mesazhin e dashurisë në mes vete, barazisë dhe bashkëjetesës për të gjithë, pa dallim", -përfundoi ai.


*Nga manifestimi i përurimit të xhamisë "Bajram Pasha-Isa Beg"*

Kryetari i DIYANET-it, Mehmet Gormez, as me këtë rast nuk mundi ta fshihte gëzimin e tij për ndërtimin e xhamisë në Mitrovicë. "Kjo është vepër për vëllezërit tanë në Kosovë dhe në Mitrovicë. Flamuri që mban sot shteti turk (me yll e hënë) është disenjuar pikërisht këtu në Kosovë, po ashtu edhe himni kombëtar është shkruar po nga një djalë shqiptar", tha me entuziazëm Gormez. Ndërsa, për ndërtimin e xhamisë ai u shpreh i lumtur dhe tha se është një dhuratë enkas për vëllezërit shqiptarë në Kosovë.

Ministri i Shëndetësisë i Turqisë, Mehmet Myjezinogllu, duke dërguar mesazhet e urimit të Kryeministrit turk, Taip Erdogan, dhe Presidentit Abdullah Gyl, për qytetarët e Mitrovicës dhe të Kosovës në përgjithësi, ka premtuar mbështetje në fusha të ndryshme për shqiptarët dhe Kosovën.

Ai i ka quajtur qytetarët e pranishëm bashkëvendës, duke sqaruar se të parët e tij janë me prejardhje pikërisht nga Kosova. "Kjo xhami që po inaugurohet sot, nuk do të jetë e fundit, po bashkëpunimi në mes Kosovës dhe Turqisë do të vazhdojë edhe më fuqishëm. Përkrahja e popullit turk nuk do të jetë vetëm në këto objekte fetare, po edhe në fusha të tjera, si në shëndetësi dhe ekonomi", ka thënë Ministri, Myezinogllu. Pas përurimit, hytben e xhumasë e mbajti Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, ndërsa farzin e namazit të xhumasë e fali kryetari i DIYANET-it, Prof. Dr. Mehmet Gormez. *(R.Sh.)*

### Myftiu Tërnava priti ambasadoren belge, Anick Van Calster

Myftiu i Kosovës,mr. Naim Tërnava më 24 qershor priti ambasadoren e Mbretërisë së Belgjikës në Bullgari, jorezidente në Republikën e Kosovës, Anick Van Calster, të cilën Myftiu e falënderoi për



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadoren Anick Van Calster*

vizitën dhe kontributin e saj për Kosovën.

Myftiu Tërnava, me këtë rast e njohu ambasadoren belge me arritjet, sfidat dhe objektivat e BIK. "Ne si bashkësi jemi të përkushtuar që të kontribuojmë në kultivimin e paqes, tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar e ndëretnik, për një të ardhme më të mirë të qytetarëve tanë"-tha, veç tjerash, Myftiu Tërnava .Ndërsa, Ambasadorja Anick Van Calster, çmoi kontributin e BIK në funksion të paqes e mirëkuptimit në mes njerëzve të besimeve të ndryshme.

Bashkësitë fetare janë institucione të rëndësishme për çdo shoqëri, qe konstatim i përbashkët në takimin e myftiut Tërnava me ambasadoren Calster.

### Sekretari i Kryesisë së BIK-së Resul Rexhepi priti një delegacion nga komuna e Osman Gazit

Kryetari i komunës së Osman Gazit nga Turqia, z. Mustafa Dundar i shoqëruar nga Kajmekami, asambleistë dhe akademikë, vizitën e tyre në Kosovë më 13 qershor e nisën me qëndrimin e tyre në selinë e BIK-së, ku u pritën nga sekretari i përgjithshëm, Resul efendi Rexhepi, i cili u uroi mirëseardhjen në Kosovë dhe në Bashkësinë Islame të Kosovës, si dhe mysafirët nga Turqia i njohu me zhvillimet, të arriturat dhe sfidat e BIK-së. Nga ana e tij kryetari Dundar falënderoi sekretarin e BIK-së për pritjen e ngrohtë e vëllazërore dhe me atë rast theksoi bashkëpunimin që kanë me disa komuna të Kosovës, duke theksuar që ky bashkëpunim po rritet dita - ditës. "Miqësia mes dy vendeve dhe dy popujve është e hershme dhe besojmë se bashkëpunimin tonë do ta fuqizojmë edhe më shumë" - tha, në mes të tjerash, sekretari Resul Rexhepi.



*Z. Rexhepi me delegacion e komunës Osman Gazi*

### Kryesia e BIK-së miratoj Rregulloren e Kurbaneve

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e mbajtur më 31 maj 2014 , pas një shqyrtimi të hollësishëm, miratoi Rregulloren për prerjen e kurbaneve. Me këtë akt Bashkësia Islame rregullon tubimin, prerjen, shpërndarjen dhe destinimin e kurbaneve. Kryesia e BIK-së, po ashtu shqyrtoi dhe miratoi edhe Rregulloren për zgjedhjen e anëtarëve të KMSH-së dhe dekanit të FSI-së, me të cilën rregullohet procedura e zgjedhjes së anëtarëve për Këshillin Mësimor Shkencor të Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, si dhe procedura e zgjedhjes së dekanit të FSI-së. Në mbledhje, Kryesia debatoi edhe për tendencën e implikimit të disa të punësuarve tanë në fushatën elektorale për zgjedhjet e 8 qershorit, një veprim të cilin e konsideron shkelje të akteve normative të BI-së dhe të sanksionueshëm. Kryesia shqyrtoi edhe një numër të raporteve dhe lëndëve nga terreni. *(R.Sh.)*

### Bashkësia Islame e Kosovës mori pjesë në konferencën shkencore "Payitah'ta Serhad , Serhad'ta Payitaht" në Stamboll

Bashkësia Islame e Kosovës, me ftesë të Universitetit të Stambollit, mori pjesë në konferencën shkencore "Payitah'ta Serhad, Serhad'ta Payitaht" të organizuar në bashkëpunim me DIYANET-in e Turqisë, ku ishin të ftuar krerët fetarë të bashkësive

islame të Ballkanit (Maqedonia, Kroacia, Sllovenia, Bosnja e Hercegovina, Bullgaria dhe Greqia) dhe dekanët e fakulteteve të studimeve islame të rajonit e të Turqisë. Temë bosht e kësaj konferenca ishte arsimi i lartë fetar dhe mundësia e bashkëpunimit në mes fakulteteve islame nga Ballkani



*Konferenca shkencore "Payitah'ta Serhad, Serhad'ta Payitaht" në Stamboll*

dhe fakulteteve të Ilahiyait në Turqi. Nga Kosova morën pjesë Vedat Sahiti- këshilltar i Kryesisë së BIK-së, i cili në ditën e parë të konferencës foli për sfidat e arsimit të lartë fetar dhe domosdoshmërinë e bashkëpunimit në përafrimin e kurrikulave të lëndëve fetare bazë në mes fakulteteve në vendet e Ballkanit Perëndimor dhe fakulteteve të Ilahiyatit. Ndërkaq, Prof. Dr. Qazim Qazimi - dekan i FSI-së, pas prezantimit të arritjeve të FSI-së të Prishtinës, foli edhe për mundësitë e bashkëpunimit dhe zhvillimit të arsimit të lartë fetar. Kjo konferencë ishte një rast i mirë që krerët dhe përfaqësuesit e Bashkësive fetare të ishin të pranishëm dhe të diskutonin me dekanët lidhur me zhvillimin e arsimit të lartë, ngase Bashkësitë Islame - ato në Ballkan, si themelues të këtyre institucioneve, janë financues dhe punëdhënësit kryesorë të të diplomuarve nga këto fakultete, prandaj edhe bashkëpunimi me bashkësitë islame është jetësor për avancimin e arsimit të lartë fetar.

### Presidentja Jahjaga shtron iftar për Myftiun Tërnava

Presidentja Atifete Jahjaga më 23 korrik shtroi iftar për përfaqësuesit e Bashkësisë Islame të Kosovës, të prirë nga Myftiu Naim Tërnava. Në iftar ishte i pranishëm edhe Përfaqësuesi i Posaçëm i BE-së në Kosovë, Samuel Zbogar."Në Kosovë harmonia ndërmjet religjioneve është ndërtuar



*Presidentja Jahjaga shtron iftar për Myftiun Tërnava*

me shekuj dhe kjo harmoni na ka shërbyer si urë lidhëse ndërmjet njerëzve. Sonte kjo darkë e Iftarit e muajit të shenjtë të Ramazanit, të fesë islame që predikon paqen dhe mirëkuptimin ndërmjet njerëzve, na bën së bashku të gjithëve për t'i shtrirë dorën e solidaritetit dhe të bashkëpunimit njëri tjetrit dhe për të reflektuar. Dhe ju faleminderit që sonte jemi këtu bashkë. Ashtu siç do të duhej të ishim bashkë edhe në të përditshmen tonë, duke lënë mënjanë për pak çaste dallimet politike, për të ndërtuar një vend të mundësive të mëdha me një të ardhme më të mirë për të gjithë pa dallim, ku mirëkuptimi do të heq barrierat dhe ku bazamenti i shoqërisë sonë është liria – edhe ajo fetare", tha Jahjaga. Myftiu Tërnava nga ana e tij falënderoi Presidenten, znj. Atifete Jahjaga për iftarin dhe potencoi se BIK gjithnjë ka dhënë kontribut në ndërtimin e institucioneve tona dhe do të vazhdoj të kontribuoj në fuqizimin e institucioneve tona shtetërore dhe në lehtësimin e jetës së qytetarëve. Sikurse BIK përkrah integrimin e shtetit tonë në strukturat euroatlantike dhe mekanizmat e tjerë ndërkombëtarë. *(R.Sh.)*

### Kryeministri Thaçi shtroi iftar për Myftiun Tërnava

Kryeministri i Kosovës, z. Hashim Thaçi shtroi iftar për myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij. Në iftarin e shtruar nga kryeministri Thaçi i cili është ky iftari tradicional që tashmë shtron Qeveria e Kosovës për


*Kryeministri Thaçi shtroi iftar për Myftiun Tërnava*



*Haradinaj shtroi iftar për Myftiun Tërnava*

udhëheqësit e Bashkësisë Islame të Kosovës. Kryeministri Hashim Thaçi ka çmuar kontributin e Bashkësive fetare për proceset që ka kaluar Kosova, duke shtuar se në emër të Qeverisë së Republikës së Kosovës dhe në emrin tim t'ju uroj mirëseardhje në këtë iftar të shtruar për nder të Muajit të shenjtë të Ramazanit. Duke shprehur konsideratë të lartë për ditët e kaluara, urojmë që koha e mbetur e agjërimit të kalojë edhe me më shumë lehtësi, mirësi e harmoni në mesin e familjeve tona".Ndërsa duke folur për kontributin e Bashkësis Islame kryeministri Thaçi tha: "Pa dyshim, prijësit shpirtërorë të komuniteti të besimit islam të Kosovës kanë meritë të jashtëzakonshme në arritjen e lirisë dhe pavarësisë së Kosovës. Myftiu Tërnava pasi që ka falënderuar kryeministrin për iftarin ka thënë se Bashkësia Islame e Kosovës si edhe deri tash do të jap kontributin e saj për ndërtimin dhe funksionimin e shtet të Kosovës. Myftiu gjithashtu tha se Bashkësia Islame e Kosovës është e përkushtuar që të kontribuoj që në vendin tonë të krijohen kushte e premisa për një jetë të dinjitetshme për të gjithë. Myftiu u shpreh për kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimit ndërfetar e ndër nacional.

### Haradinaj iftar për Myftiun Tërnava

Më 17 korrik, kryetari i AAK, z. Ramush Haradinaj shtroi iftar për Myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava. Në iftar, z. Haradinaj si edhe Myftiu Tërnava shoqëroheshin nga bashkëpunëtorët më të afërt. Iftari i kryetari të AAK për myftiun Tërnava tashmë është tradicional.

### Ambasada e Turqisë shtroi iftar për Myftiun Tërnava

Më 25 korrik në Prishtinë në rezidencën e saj, ambasadorja e Republikës së Turqisë në Kosovë, znj. Songul Ozan, shtroi iftar për Myftiun e Kosovës, Naim Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij. Myftiu Tërnava e falendeoi ambasadoren e Republikës së Turqisë në Kosovë, znj. Songul Ozan për iftarin dhe kontributin e Turqisë që po jep Kosovës dhe popullit të saj. *(R.Sh)*


*Në iftar me ambasadoren e Turiqisë znj. Ozan*


*Në iftarin e shtruar nga BFI e Maqedonisë*


*Myftiu Tërnava iftar me imamët e Anamoravës e Luginës së Preshevës*

### Myftiu Tërnava merr pjesë në iftarin e shtruar nga BFI e Maqedonisë

Më 22 korrik Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava morri pjesë në iftarin e shtruar në Shkup nga Reisi i BFI të Maqedonisë, H. Sulejman ef. Rexhepi për homologët e tij nga Shqipëria e Kosova, përfaqësuesit e korit diplomatik të akredituar në Shkup, dhe përfaqësuesit e komuniteteve fetare në Maqedoni. Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për këtë iftar dhe theksoi se bashkëpunimi në mes bashkësive Fetare të shqipëtarëve edhe më do të vazhdoj në të mirë të popullit tonë.

### Myftiu Tërnava iftar me imamët e Anamoravës e Luginës së Preshevës

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava , më 15 korrik shtroi iftar në Gjilan për imamët e Regjionit të Gjilanit (Gjilan, Kamenicë) dhe imamët e Këshillave nga Lugina e Preshevës (Preshevë e Bujanoc).

Myftiu Tërnava pasi i përshëndeti imamët, i falënderoi e përgëzoj ata për punë e angazhimin e tyre në edukimin dhe fisnikërimin e popullatës në ketë muaj të madh.

"Populli ynë është shembull më i mirë në Evropë e edhe më gjerë, se si duhet të respektohemi mes vete dhe si duhet të respektojmë edhe besimit e tjera, duke qenë kështu shembull praktik për paqe, harmoni, sinqeritet si dhe respekt të të tjerëve"-tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava.

Myftiu ka kërkuar nga imamët angazhim e kontribut për tubimin e zeqatit dhe sadakatul- fitrit si burime kryesore për funksionimin e BIK-së.

### Në Rahovec iftar me besimtarë

Më14 korrik në Sheshin kryesorë të Rahovecit, pran Xhamisë së Çarshisë, KBI i rahovecit htroi iftar, ku morën pjesë mbi 400 besimtarë nga Rahoveci e rrethina. Në këtë iftar qe i pranishëm edhe Myftiu i... Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i Rahovecit, Idriz Vehapi, si dhe kryetarët e Këshillave të BI nga Prizreni, Gjakova e Malisheva. Pjesëmarrësit në iftar i përshëndeti kryetari i Këshillit të BI në Rahovec, Shani ef. Sylka, kryetari i Rahovecit, Idriz Vehapi dhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava. Organizatorët u shprehën se iftari me besimtarë që nga ky vit do jetë tradicional. *(R.Sh.)*


*Në Rahovec iftar me besimtarë*

### Myftiu Tërnava iftar me imamët e Dukagjinit

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 11 korrik ka shtruar iftar për imamët e Regjionit të Gjakovës (Gjakovë, Malishevë, Rahovec), Regjionit të Prizrenit (Prizren, Suharekë, Dragash) dhe të Pejës (Pejë, Istog, Klinë, Deçan). Pas iftarit, myftiu Tërnava pasi i ka përshëndetur imamët, i ka falënderuar e përgëzuar ata për punën e angazhimin e tyre në edukimin dhe fisnikërimin e popullatës në ketë muaj të madh."Sot në botë siç e shihni myslimanët luftojnë njëri-tjetrin, vriten dhe e shkatërrojnë të ardhmen e tyre. Këto, veprime nuk janë mësimet e fesë islame, kështu nuk na mëson Kurani e Muhamedi a.s.. Kështu nuk na kanë mësuar ulematë e ymetit e as ulematë tanë. Nga, ne kërkohet që të edukojmë popullin tonë drejtë, t'ia mësojmë mësimet e fesë drejtë, ashtu siç ka kërkuar Allahu e i Dërguari i tij nga ne, larg çdo ekstremizmi, larg çdo interpretimi të ngushtë të mësimeve fetare, larg çdo politizimi të fesë së Allahut për interesa të ndryshme. Vendi ynë, besimtarët tanë, ulemaja jonë, prej kohësh na kanë trasuar traditën e shkëlqyer të kultivimit të besimit të drejt e të sinqertë, ku kultivohet paqeje, toleranca, mirëkuptimi, e në veçanti dashuria ndaj Krijuesit, dashuria ndaj atdheut, dashuri e respekti ndaj tjetrit. Kjo është rruga jonë, këto janë virtytet e fesë sonë, e besimit tonë që e kemi traditë ndër shekuj"- tha veç të tjera Myftiu Tërnava në fjalën e tij përshëndetëse. *(R.Sh)*



*Në iftar me imamët e Dukagjinit*

### Myftiu Tërnava shtroi iftar për imamët e regjionit të Prishtinës

Më 9 korrik në Prishtinë Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava shtroi iftar për imamët e Regjionit të Prishtinës (Prishtinë, Podujevë, Lipjan, Fushe-Kosove, Obiliq e Drenas) dhe të Regjionit të... Mitrovicës (Mitrovicë, Skenderaj e Vushtrri).

Pasi i përshëndeti e ua uroj muajin e madhëruar të Ramazanit, Myftiu Tërnava i përgëzoi imamët për punën e angazhimin e tyre me xhematë që bëjnë në terren. Në këtë muaj të madhëruar nga ne të gjithë kërkohet që të jemi sa më afër besimtarëve tanë.

Të nderuar efendilerë! Sonte jemi bashkë në këtë iftar, sikur që jeni bashkë çdo ditë edhe në aktivitete tjera në terren anë e kënd vendit. Ndër prioritetet tona të para është puna me të rinj, me të vetmin qëllim që rinia jonë, fëmijët tanë të edukohen drejt, të njohin fenë e tyre mirë e mos të bien pre e grupeve e individëve të ndryshëm. Ne jemi përgjegjës për edukimin e brezit tonë të ri, këtë e kemi amanet nga i Madhi Zot, sikurse e kemi amanet edhe nga paraardhësit tanë, por për ketë jemi përgjegjës edhe para populli tonë të mrekullueshëm.



*Në iftar me imamët e regjionit të Prishtinës*

### Myftiu Tërnava në Radesh të Gorës

Në kuadër të aktiviteteve për Ramazan, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, sekretari i BIK, Resul ef. Rexhepi, kryeimami i BIK, Sabri ef. Bajgora, drejtori për veprimtari botuese, Ahmet Sadriu dhe drejtori për diasporë, Ekrem Simnica më 7 korrik qëndruan në fshatin Radesh i Poshtëm ( Dragash) në trevën e Gorës. Përveç, përfaqësuesve nga Kryesia e BIK, në Radesh qenë edhe drejtuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit si dhe imamët e trevës së Gorës.

Për ta pritur e nderuar Myftiun Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij, në hyrje të fshatit, nikoqirët kishin vendosur mbishkrimin në tri gjuhë "Mirë se vjen Myfti".

Para iftarit, në xhaminë e fshatit Myftiu Tërnava mbajti ders kushtuar muajit të madhëruar të Ramazanit. Përveç, kësaj myftiu një pjesë të fjalës së tij ia kushtoi edhe unitetit dhe angazhimit për punë të mira.


*Myftiu Tërnava në Radesh të Gorës*

Para myftiut, tri vijuese të mësimbesimit simbolikisht nisën leximin e Kuranit, pasi që këto ditë kishin mësuar shkronjat e gjuhës arabe.

Imami i xhamisë së Radeshit, Ajhan Beqiri, myftiut i bëri dhuratë monografinë e Gorës.

Myftiu Tërnava bëri iftar me besimtarët e Radeshit dhe të lokaliteteve përreth. Myftiu, dhe imamët e trevës së Gorës, si dhe drejtuesit e Këshillit të BI në Dragash u dakorduan në parim që çdo vit të organizohen takime të këtij karakteri në muajin e Ramazanit.

Ky aktivitet u zhvillua me iniciativën dhe kujdesin e imamit të fshatit Ajhan Beqiri.

**Myftiu Naim ef. Tërnava iftar me imamët e KBI të Ferizajt, Shtimës, Hanit të Elezit, Kaçanikut dhe Vitisë**

Myftiu i Republikës së Kosovës më 12 korrik shtroi iftar për imamët dhe administratën e KBI të Ferizajt, Shtimës, Hanit të Elezit, Kaçanikut dhe Vitisë. Në fjalën e tij Myftiu Tërnava theksoi dhe një herë rolin e imamit në proceset që po kalon Kosova dhe tha se imami vazhdimisht duhet të jetë në shërbim të xhematit dhe të jemi me hap më kohën. Secili prej jush duhet ta jap maksimumin e tij në këtë muaj por edhe në muajt tjerë po në veçanti në këtë muaj ku janë shtuar aktivitetet e jëtës fetare, organizimin dhe faljen e namazeve të Teravisë dhe mësim besimin e fëmijëve nëpër xhami anekënd Kosovës. Ai po ashtu porositi që imamët të jen sa më afër xhematit dhe popullit tonë. *(R.Sh.)*

**Kryesia e BIK - iftar për mërgimtarët**

Më 20 korrik Prishtinë, Kryesia e BIK, përkatësisht drejtori për Diasporë, shtoi iftar për përfaqësuesit e diasporës ku qenë të pranishëm mërgimtarët tanë nga shtetet e Evropës dhe SHBA-ve si dhe përfaqësues të Qendrave Islame-Shqiptare që veprojnë në vendet perëndimore

Në iftar qenë të partishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, Ministri i Diasporës, Ibrahim Makolli, drejtori për diasporë në Kryesinë e BIK, Ekrem Siminca si dhe të ftuar të tjerë.

Myftiu Tërnava pasi përshëndeti i falënderoj përfaqësuesit e mërgatës për pjesëmarrjen në iftarin e shtuar nga Kryesia e BIK. Myftiu çmoj lartë edhe organizimin që ka bërë mërgata janë në qendrat islame shqiptare të cilat përveç rolit në aspektin fetar kanë luajtur rol të rëndësishëm në kultivimin e kulturës, gjuhës e identitet tonë kombëtar e fetar. Të pranishmit në iftari i përshëndeti edhe ministri i diasporës në qeverinë e Kosovës, z. Ibrahim Makolli dhe drejtori për diasporë në Kryesinë e BIK, Ekrem ef. Simnica. Përshëndeten e falënderuar edhe për-



*Myftiu në iftar me imamët e KBI të Ferizajt, Shtimës, Hanit të Elezit, Kaçanikut dhe Vitisë.*


*Myftiu në iftarin e shtruar për mërgimtarët*

faqësuesit nga qendrat e xhamitë diasporës.



*Myftiu gjatë iftarit të organizuar nga KBI Gjilan*

### Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan shtron iftar

Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan iftar para Teatrit të qytetit për rreth 700 veta, ku qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i Komunës së Gjilanit, Lutfi Haziri, kryetari i Komunës së Preshevës, Ragmi Mustafa, pastaj udhëheqësit e Këshilli të BI në Gjilan me në krye, Sylejman Osmani me bashkëpunëtorë, udhëheqësit e Këshillave të BI nga Anamorava dhe Lugina e Preshevës, si dhe deputetët e Gjilanit në Kuvendin e Kosovën. Të pranishmit në iftar i përshëndeti Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, kryetari i KBI në Gjilan, Sylajman Osmani, kryetari i Gjilanit, Lutfi Haziri dhe ai i Preshevës, Ragmi Mustafa. *(R.Sh.)*

### Kryesia e BIK shtroi iftar për përfaqësuesit e Këshillave vendorë

Më 14 korrik me rastin e natës së 17 të Ramazanit, respektivisht në kujtim të fitores në Betejën e Bedrit, Kryesia e BIK-së, shtroi iftar për udhëheqësit e Këshillave të BI. Myftiu Tërnava pasi ka përshëndeti e të pranishmit ka përgëzuar ta për punë që bëjnë në terren më besimtarët në këtë muaj të madhëruar. Myftiu edhe më këtë rast ritheksoj edhe me ketë rast se islami është fe e paqes. Myftiu Tërnava tha po ashtu se Kosova duhet të vazhdojë të jetë vend i tolerancës fetare. “Të mos lejojmë që të shfrytëzojnë truallin tonë, vendin tonë dhe të shkojnë në ekstremizëm dhe nesër dikush të bëj ndonjë akt që është anti njerëzore dhe anti islame, që është kundër vlerave njerëzore”, tha Myftiu Tërnava. Në iftarin e përbashkët, u tha se islami, është vetë paqja njerëzore andaj ekstremizmi nuk përkon me këtë religjion. “Edhe sonte kërkoj nga ju të gjithëve edhe njëherë që të punoni edhe më tepër në tubimin e zeqatit dhe sadakatul- fitrit që janë fondamente kyçe për mbarëvajtjen e BIK-së dhe të besimtarëve brenda Republikës sonë”-porosit në fund të pranishmit myftiu Tërnava.



*Myftiu në iftar me përfaqësuesit e Këshillave vendor*

### Aktivittet nga Departamentit i Gruas i BIK gjatë muajit të Ramazanit

Më 30.06.2014 u mbajt program në Prizren, organizuar nga DG, ku ligjëratën e mbajti Kadrije Dragusha Ademi e cila foli për “Nefsin”.

Më 02 korrik u mbajt programi i radhës në xhamin e Bledit në Prishtinë. Fjalën përshëndetëse e mori zyrtarja e DG-së Hanife Kastrati.

Më 3 korrik në xhamin e madhe në Kaçanik u mbajt programi i radhës. Ligjëratën e mbajti teologe Lumnije Shala e cila foli për “Mirësit e Ramazanit”.

Më 4 korrik u mbajt ligjëratë dhe program në xhamin Ebu Beker es-Siddik në Breg të Diellit, ku ligjëroi teologe Bardha Kçiku e cila foli për “Dobitë shpirtërore të agjërimit”.

Më 7 korrik në Mitrovicë në xhaminë Isa Beg u mbajt programi i organizuar nga DG-ja, me ligjëratë nga teologe Ardiana Alishani e cila foli për: “Agjërimin dhe ndikimi i tij tek njeriu”.

Më 8 korrik në xhamin “Sherif Ahmeti” në Lipjan u mbajt tribun për femra, me temë” Agjërimi dhe rëndësia e tij” nga teologe Agime Sogojeva.

Më 9 korrik tek xhamia “ Kadërije” ligjëratën me temën;” Pendimi dhe kushtet e tij”e mbajti teologe Hyrije Mehmeti.

Më 10 korrik në xhamin Jusuf Qelebi u mbajt



*Aktivitetete nga Departamenti i Gruas i BIK gjatë muajit të Ramazanit*

programi i radhës. Ligjëruese ishte teologe Fitore Dervishi e cila foli për: "Ramazani dhe të parët tanë". Poashtu më 10 korrik në xhamin tek Fusha e Pajtimit u mbajt tribun për femra, Tema: "Këshilla në Islam" e shtjelluar nga Bardha Kçiku.

Më 12 korrik në xhamin e Matiqanit u mbajt ligjërata me temën; "Rëndësia e adhurimit në islam" nga teologe Fehime Gashi

Më 12 korrik në xhamin e 4 llullat u mbajt ligjërata me temën; "Shfrytëzimi i ditëve të fundit të Ramazanit" nga teologe Ganimete Avdyli

Më 15 korrik në xhamin "Arbëria " në Gjilan u mbajt programi i radhës, organizuar nga DG-ja. Ligjëruese ishte teologe Merita Borovci e cila foli për: "Ramazani dhe pendimi".

Më 17 korrik në xhamin e Emshirit u organizua ligjëratë dhe program për femra nga DG-ja. Tema e shtjelluar nga teologe Fitore Dervishi ishte: "Duaja dhe ndikimi i saj ".

Më 17 korrik në Xhamin e Kuqe në Pejë u mbajt ligjëratë dhe program për femra organizuar nga DG-ja. Teologe Sala Mehmeti foli për: "Ramazani ndryshimi i vetvetes". Pas programit u shtrua iftar nga KBI e Pejës për ekipin realizues të programit.

Më 19 korrik në xhamin e Dëshmorëve në Vushtrri u organizua program dhe ligjëratë për femra. Teologe Fitore Dervishi foli për: "Rëndësinë e dhjetë ditëve të fundit".

Më 22 korrik në xhamin e Matiçanit u mbajt programi i dytë për këtë muaj me kërkesë të xhematit, kësaj radhe ligjëratën e mbajti tologe Kadrije Dragusha -Ademi foli për: "10 ditët e fundit" dhe rëndësinë e këtyre ditëve. Të gjitha këto organizime u shoqëruan edhe me program kulturo-artistik nga grupi i ilahive "Vizionaret e Dritës" i cili i dha bukuri këtyre takimeve

**Departamenti i Gruas shtroi Iftar**

Më 21.07.2014 u mbajt Iftari tradicional organizuar nga Departamenti i Gruas i BIK-së. Të pranishme ishin gra punonjëse të institucioneve të ndryshme, aktiviste dhe intelektuale besimtare, përfaqësuese të OJQ-ve të ndryshme, gazetare, doktoresha..etj.

Programi filloi me disa ajete nga Kur`ani famëlartë të interpretuara nga Besa Kçiku, pastaj vazhdoi me ligjëratën dhe moderimin nga prof. Besa Ismaili për Ramazanin dhe Natën e Kadrit, vlerën dhe shpërblimin e shumëfishtë që ka kjo natë ku u mallëngjyen publiku i pranishëm. Më pas kori "Vizionaret e Dritës" interpretuan disa ilahi, kurse vijoi performanca e shkëlqyer e Violete Kukaj Ratkoceri, e cila interpretoi ilahin "o Allah", e më pas mologu kushtuar mbulesës islame nga Arbenita Skuroshi. *(Hanife Kastrati)*



*Aktivitetete nga Departamenti i Gruas i BIK gjatë muajit të Ramazanit*



*Iftari i organizuar nga Departamenti i Gruas i BIK*

**"BEREQETI" së bashku me "NEPTUN" dhe "BEKO" iftar për kategoritë e ndryshme sociale**



*Iftar me kategori të ndryshme sociale*

Shoqata "Bereqeti", më 17 korrik në Prishtinë shtroi iftar për 320 veta nga kategoritë e ndryshme sociale (xhematlinj, persona me aftësi të kufizuar, pensionist dhe persona në nevojë.

Iftari u shtuar në oborrin e Xhamisë së Madhe, ndërsa është financuar nga kompanitë e njohura "NEPTUN" dhe "BEKO"

**U mbajt takimi i katërt i përfaqësuesve të Departamentit të të Rinjve**

Më, 10. 06. 2014, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së (DRKBIK) mbajti mbledhjen e katërt të rregullt me udhëheqësit e degëve të këtij Departamenti në këshilla të BIK-së. Në këtë takim, përpos udhëheqësve të Departamentit të të Rinjve, ishin të pranishëm edhe Kryeimami i BIK-së - Sabri ef. Bajgora dhe ndihmësi i tij - Fatmir ef. Iljazi. Udhëheqësi i Departamentit të të Rinjve të BIK-së, Mr. Fitim Gashi, së pari paraqiti rendin e ditës të kësaj mbledhjeje. Më pastaj fjalën e mori Kryeimami i Kosovës - z. Sabri ef. Bajgora, i cili, në emër të Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava, përshëndeti të pranishmit dhe u uroi mirëseardhjen. Përveç përkrahjes pa rezervë që Kryeimami Bajgora ofroi për të gjithë përfaqësuesit e degëve, përgëzimeve dhe lëvdatave për punën e deritashme, ai, ndër të tjera, theksoi: "Departamenti i të Rinjve është pjesë e rëndësishme e organeve të BIK-së dhe përkrahja për këtë sektor do të jetë e vazhdueshme". Kryeimami i njoftoi të



*Takimi i katërt i përfaqësuesve të Departamentit të të Rinjve*

pranishmit edhe për angazhimet e tij në lidhje me parapërgatitjet për muajin e bekuar të Ramazanit dhe i ftoi të gjithë që të jenë sa më të angazhuar gjatë këtij muaji, duke theksuar se gjatë këtij muaji BIK do të zhvillojë veprimtari të shumta në terren. Udhëheqësi i DRKBIK, Mr. Fitim Gashi prezentoi raportin e punës njëvjeçare. Ai përmendi sukseset dhe të arriturat e këtij Departamenti, po njëkohësisht foli edhe për sfidat. Raportet e punës së tyre njëvjeçare i prezantuan edhe përfaqësuesit e degëve të Departamentit nëpër këshillat e BIK-së. Ata, pasi paraqitën shkurtimisht punën e tyre, në fund, në formë të shkruar, dorëzuan raportet e tyre në zyrën qendrore të Departamentit të të Rinjve. Në këtë takim u diskutua edhe rreth planit dhe strategjisë për të ardhmen, ku u dhanë ide dhe propozime të ndryshme si dhe u diskutua edhe rreth përgaditjeve për muajin e bekuar të Ramazanit. (Fejsal Spahiu)

**Iftar i organizuar nga Departamenti i të Rinjve të BIK**

Më 18.07.2014, Departamenti i të Rinjve i BIK-së, (DRBIK) për nder dhe respekt të muajit të bekuar të Ramazanit shtroi iftar, në ambientin e Hotel "Victory", për përfaqësuesit e Parlamentit Studentorë të Universitetit të Prishtinës, Kryetarë, anëtarë të senatit, përfaqësuesit e degëve të Departamentit të të Rinjve nëpër Këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës, profesorë te

Medresesë "Alaudin", pjesëtarë të ndjesisë speciale për intervenim të shpejt të Policisë së Kosovës, përfaqësues të ndryshëm të organizatave joqeveritare , e të ftuar të tjerë etj.

Të pranishmit në emër të organizatorit i përshëndeti, Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i DRBIK i cili ndër të tjera tha: "Më lejoni që në emër të DRBIK-së t'ju përshëndes dhe t'ju shpreh mirëseardhje në këtë iftar duke e lutur Allahun xh.sh., që të na e pranon agjërimin dhe të gjitha veprat e mira.

DRBIK tashmë i konsoliduar me 20 degët e tij nëpër qytetet e Republikës së Kosovës objektiv parësor të vetin ka konsolidimin e një shoqërie të mirëfilltë, me një rini të shëndosh në të cilën do të ruhen, respektohen, dhe kultivohen vlerat fetare, kombëtare e demokratike. Ndaj për të realizuar këto synime Departamenti i të Rinjve i BIK-së ka qenë dhe mbetet gjithherë i gatshëm për bashkëpunim me ju dhe me të gjitha institucionet e Republikës së Kosovës…e lusim Allahun xh.sh., që sikurse jemi bashkuar sot këtu pran sofrës së Tij të bashkohemi në fjalë dhe vepra të mira se vetëm kështu do të realizojmë aspiratat tona për një të ardhme sa më të mirë.

Të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndeti edhe kryetari i Parlamentit të Studentëve të Universitetit të Prishtinës, z. Irfan Veseli. Veseli falënderoi DRBIK për bashkëpunimin e mirëfilltë që ka me Parlamentin e Studentëve të UP-së dhe theksoi se ky bashkëpunim përherë po thellohet dhe kështu do të vazhdoj edhe në të ardhmen. *(F. Gashi)*




*Iftari i organizuar nga Departamenti i të Rinjve të BIK*

**U përurua xhamia madhështore"Riza Bajrami" në Shkozet të Durrësit**



*Durrës 20 qershor 2014*

Të pranishëm në këtë aktivitet ishin liderët fetarë të Ballkanit, deputetë të parlamentit të Shqipërisë, deputetë të parlamentit të Kuvajtit, drejtues të pushtetit lokal, myfti e imamë të vendit si dhe qindra besimtarë e qytetarë të Durrësit.

Kryetari i KMSh-së z. Skender Bruçaj në fjalën e tij përshëndetëse tha: "Falënderoj Allahun në radhë të parë, pastaj tre vëllezërit, Rifat, Hysen dhe Ahmet Bajrami për kontributin e jashtëzakonshëm që kanë dhënë duke ndërtuar një xhami kaq madhështore dhe një qendër sociale model dhe shembull pozitiv i një investimi krejtësisht shqiptar. Zoti i shtoftë xhamitë e tilla".

Fjalë përshëndetëse mbajtën edhe sekretari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi, reisi i BFI të Maqedonisë, H. Sulejman Rexhepi si dhe kryebashkiaku i Durrësit, Vangjysh Dako, si dhe Myftiu i Durrësit, Redin Quku.

Aktiviteti i ceremonisë së inaugurimit ishte mjaft i ngjeshur dhe i larmishëm, me këndim Kurani, ilahi nga medresistët e Tiranës, etj.

Më prerjen e shiritit të inaugurimit u thirr edhe ezani i parë i kësaj Xhamie, e cila ishte e stërmbushur nga besimtarët për të falur namazin e Akshamit.

Një moment mjaft interesant ishte edhe ndriçimi i qiellit nga dritat dhe ngjyrat e fishekzjarrëve, të cilat bashkë me ndriçimin e minareve të larta të xhamisë krijuan një mozaik ngjyrash dhe një kënaqësi shpirtërore që vetëm objekte të tilla kulti të dhurojnë.

Xhamia "Riza Bajrami" dhe Qendra Sociale "Nënë Ilmija" është ndërtuar nga vëllezërit Bajrami dhe i është dhuruar besimtarëve dhe Komunitetit Mysliman të Shqipërisë. *(R.Sh.)*

# Kosova kremtoi solemnisht Fitër Bajramin

Pas përfundimit të muajit të Ramazanit, më 28 korrik 2014, në të gjitha xhamitë e Kosovës, si në tërë Botën ku jetojnë myslimanët, solemnisht u kremtuan përfundimin e muajit të agjërimit – Ramazanit sherif, duke falë namazin e Fitër – Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Fitër-Bajramit, për Kosovë u mbajt në Xhaminë e Madhe të Prishtinës. Manifestimi nisi me faljen e namazit të sabahut, pas së cili për besimtarët u dha një program me ilaçi, kaside e këndim Kurani. Ligjëratën tematike kushtuar festës së Fitër – Bajramit, e mbajtën Adem ef. Hoxha, ndërsa, Namazit të Fitër -Bajramit i priu Sabri ef. Bajgora-kryeimam i BIK

Hytben e Bajramit e mbajti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili iu drejtuar opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë. "Sot është dita e parë e Fitër - Bajramit, besimtarët Islam anë e kendë botës kudo që ata jetojnë ...kanë mësyrë xhamitë, për të kryer edhe faljen e namazit të Fitër - Bajramit, i cili vjen si kurorëzim i agjërimit të muajit të Ramazanit, i tërë atij adhurimi e përkushtimi një mujorë që kemi bërë për Zotin xh.sh., në shenjë respekti për të gjitha këto të mira të cilat na i ka dhuruar gjatë jetës në këtë botë.





Me agjërimin e muajit Ramazan –muajin e Kuranit, del në pah dorëzimi dhe nënshtrimi i plotë ndaj Zotit, pa dorëzim të plotë ndaj Zotit as adhurimi nuk mund të quhet adhurim. E as adhuruesi si adhurues i drejtë. Nisur nga kjo Allahu xh.sh. e ka bërë shpërblimin për agjërim që ti përkas vetëm Atij, se vetëm Ai do ti shpërblej agjëruesit. Allahu xh.sh. ka caktuar që ky muaj ti kushtohet zemrës dhe shpirtit,butësisë dhe durimit,qetësisë dhe urtësisë, për të edukuar pasanikun dhe për të kujtuar të varfrit.

Ndaj edhe sot, në këtë ditë feste jemi më të gëzuar se kurrë, sepse me përkushtim e nderë, agjëruam edhe këtë muaj me çka presim në shpërblimet e të Madhit Zot. E kjo është edukata që besimtari duhet të tregoi ndaj Allahut të Lartësuar".-tha Myftiu Tërnava.Myftiu Tërnava theksoi se festa e Fitër Bajramit është e një rëndësie të veçantë për besimtarët që kanë agjëruar muajin e Ramazani dhe që kanë shprehur përkushtim ndaj Krijuesit të gjithësisë, ndërsa bëri thirrje për vazhdimin e shkëmbimit të mesazheve të mira mes njerëzve. *(R.Sh)*

# Udhëheqësit më të lartë institucional e partiak vizituan Myftiun Tërnava për Fitër - Bajram

Tërë traditë tashmë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së BIK-së organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të Pushtetit e të Qeverisë, të Përfaqësive diplomatike në Kosovë dhe të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat Kosovës dhe nga jashtë.

**Nga institucionet:**

Presidentja e Kosovës - Atifete Jahjaga, Kryeministri i Kosovës – Hashim Thaçi, i shoqëruar nga ministri i shëndetësisë- Ferid Agani dhe ministri i drejtësisë – Hajredin Kuçi; Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës - Dodë Gjergji; Komandanti i FSK-së - Gjeneral-Kadri Kastrati. Kryetari i Prishtinës - Shpend Ahmeti



*Presidentja e vendit znj. Atifete Jahjaga*



*Kryeministri z. Hashim Thaçi*



*Gjenerali i FSK-së z. Kadri Kastrati*



*Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës z. Dodë Gjergji*

**Nga përfaqësitë diplomatike:**

Ambasadori i Britanisë së Madhe - Ian Cliff, Ambasadorja e Republikës së Turqisë - znj. Songul Ozan.

**Nga partitë politike:**

Kryetari i LDK-së- dr. Isa Mustafa; Kryetari i i Lëvizjes "Vetëvendosje"-Albin Kurti; Kryetari i AAK-së –Ramush Haradinaj; Kryetari i Nismës për Kosovën,- Fatmir Limaj; Kryetari i AKR-së- Behgjet Pacolli; Kryetarrja e PSD- Kaçusha Jashari; Kryetari i Lëvizjes Demokratike për Integrim nga Medvegja, Rexhep Abazi; dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës. *(R.Sh.)*



*Kryetari i Prishtinës z. Shpend Ahmeti*



*Ambasadori i Britanisë së Madhe z. Ian Cliff*



*Kryetari i LDK-së z. Isa Mustafa*



*Ambasadorja e Turqisë znj. Songul Ozan*



*Kryetari i VV-së z. Albin Kurti*



*Kryetari i AAK-së z. Ramush Haradinaj*



*Kryetari i AKR-së z. Behxhet Pacolli*



*Kryetari i Nisma për Kosvën z. Fatmir Limaj*



*Kryetarja e PSD-së znj. Kaçusha Jashari*



*Në pritje te delegacioneve*






# Ulematë e Botës Islame takohen për paqe

Kryetari i Çështjeve Fetare turke (Dijanetit), Prof. Dr. Mehmet Görmez, ka arritur të bëjë një hap të rëndësishëm nëpërmjet thirrjes së Konferencës "Iniciativa e Ulemave të Botës Muslimane për paqe, maturi dhe gjykim të shëndoshë", e mbajtur në Stamboll, nga 17- 19 korrik 2014. Kjo Konferencë ka pasur edhe interesimin dhe përkrahjen zyrtare turke me pjesëmarrjen e Presidentit Abdullah Gul, kryeministrit Rexhep Tajip Erdogan dhe Ministrit të jashtëm Ahmet Davutoglu.

Në Konferencë është vërejtur interesimi i lartë iranian nëpërmjet pjesëmarrjes së një numri të madh dijetarësh dhe zyrtarësh nga Zyra e Liderit Suprem Iranian, Ali Hamenei.

Koordinimi iraniano-turk ka qenë i dukshëm në bashkëpunim me "Unionin botëror të ulemave muslimanë", që kryesohet nga Dr. Jusuf Kardavi, i përfaqësuar nga Ali Karadaghi dhe me Sekretarin e Përgjithshëm të "Fondacionit të Imam el-Hakim-it" dhe dijetarëve të tjerë.

Konferenca ka përfunduar me formimin e një Komiteti prej dhjetë anëtarësh (shtatë të rregullt dhe tre të zëvendësueshëm) nga Iraku, Irani, Arabia Saudite, Tunizia, Jemeni, Palestina dhe Turqia, në mënyrë që të merren me krizat e ndryshme politike dhe të kërkojnë trajtimin e zgjidhjes së tyre. Konferenca gjithashtu ka miratuar dokumentin bazë që bën thirrje për refuzimin e dhunës, padrejtësisë dhe terrorizmit dhe ka theksuar respektin për pluralizmin, diversitetin dhe mbrojtjen e pakicave fetare.

Në të njëjtën kohë, iu janë drejtuar kritika disa dijetarëve, organizatave dhe institucioneve fetare që miratojnë ekstremizmin. Është dënuar agresioni i Izraelit në Gaza dhe është shprehur solidariteti me popullin palestinez, duke bërë thirrje për mbrojtjen e Xhamisë El Aksa.

Në këtë Konferencë kanë marrë pjesë 120 dijetarë dhe mendimtarë muslimanë dhe një numër i madh i ministrave të Vakëfeve nga vendet arabe dhe islamike, si dhe nga Rusia, India, Evropa dhe Afrika. Kosova është përfaqësuar nga Myftiu, Mr. Naim Tërnava, nga Kryetari i Kuvendit të BIK-ut, Ajni Sinani dhe nga këshilltari i Myftiut, Vedat Sahiti.

Myftiu Naim ef. Tërnava ka pasur takime me delegacione të ndryshme që kishin ardhur nga më shumë se 40 shtete nga të gjitha kontinentet. Myftiu Tërnava ka biseduar me Prof. Dr. Mehmet Görmez, Presidentin Gul, Kreministrin Erdogan, me Myftiun e Kudsit, dhe përfaqësues e alima të shumtë nga shtete të ndryshme islame. Në to janë këmbyer mendime rreth situatës në Palestinë, Irak, Siri dhe vende të tjera të botës islame. Myftiu ka njoftuar bashkëbiseduesit për gjendjen e mirë të muslimanëve dhe punën që bën BIK në Kosovë dhe ka shprehur qëndrimin se gjendja e vëllavrasjes

dhe dhënies së fetvave në emër të cilave vritet njerëzit e pafajshëm, fëmijë gra e pleq është e papranueshme nga aspekti islam e njerëzor. Fjalimi i Myftiut në gjuhën arabe është dorëzuar për tu botuar në një përmbledhje të veçantë të kësaj Konference.

Ministri palestinez i Vakëfit, Dr. Ismail Radvan, në fjalën e tij ka folur për vuajtjet e popullit palestinez dhe agresionin në Gaza. Rreth vuajtjeve palestineze ka folur edhe Myftiu i Kudsit, Ikrime Sabri.

Fjalimet në përgjithësi i janë adresuar shqetësimeve të vendeve të ndryshme të botës muslimane, por vëmendja e veçantë ka qenë e fokusuar tek situata në Siri, Irak, Jemen, veçanërisht në dritën e zhvillimeve të shpejta.

Ka pasur konsensus mbi nevojën për t'i adresuar krizat përmes dialogut politik, me të cilat do të merrej Komiteti i dijetarëve që u formua në fund të Konferencës.

**Dokumenti përfundimtar i Konferencës ka konfirmuar disa pika që përfshijnë:**

Dënimin e agresionit në Gaza ndaj popullit palestinez dhe ndaj Xhamisë El Aksa si dhe sigurimin e të gjitha formave për mbështetjen e popullit palestinez; rimarrjen në konsideratë të vlerave të qytetërimit islam, të cilat garantojnë të drejtat themelore të të gjitha qenieve njerëzore, pa diskriminim; refuzimin e sulmit ndaj muslimanëve, të krishterëve apo bashkëqytetarëve për çfarëdo arsye; ballafaqimin me padrejtësinë dhe përhapjen e drejtësisë, duke refuzuar terrorizmin, dhunën dhe ekstremizmin, duke adresuar shkaqet që çojnë në dhunë dhe duke ftuar dijetarët dhe studiuesit të marrin përgjegjësitë e tyre në këtë drejtim; mbrojtjen e diversitetit intelektual, sektar dhe theksin për pluralizëm dhe respektimin e mendimit tjetër në shoqëritë islame; refuzimin e fetfave dhe praktikave që i bëjnë dëm Islamit, kinse në emër të Islamit, sidomos të organizatave tekfiriste që i akuzojnë muslimanët për mosbesim; refuzimin e sulmit nga ana e tyre të tempujve fetarë dhe monumenteve historike, ndalimin e konflikteve politike dhe kulturore në botën islame, duke punuar për promovimin e paqes dhe ndalimin e të gjitha formave të luftës.

Komiteti lidhës, me bazën e tij në Stamboll, do të komunikojë me qeveritë, parlamentet, organizatat ndërkombëtare, institucionet dhe formacionet që ndikojnë në formimin e opinionit publik, komunitetet shkencore dhe akademike, për ta shpërndarë këtë dokument dhe do të punojë për të ndaluar konfliktin dhe të gjitha aktet e vrasjes dhe abuzimit që po ndodhin në botën islame. *(Ajni Sinani & Vedat Sahiti)*

# Marrëveshje bashkëpunimi mes tri Bashkësive Islame Shqiptare



Tri Bashkësitë Islame Shqiptare, respektivisht Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, Bashkësia Islame e Kosovës dhe Bashkësia Fetare Islame e Maqedonisë, kanë nënshkruar një marrëveshje bashkëpunimi për botimin e një Ilmihali (Udhërrëfyes në Dijet Themelore Islame) të përbashkët. Në ceremoninë e nënshkrimit që u bë më 20 qershor 2014, të gjitha palët shprehën kënaqësinë për këtë hap bashkëpunimi në mes institucioneve respektive në fusha me interes të përbashkët. Ky do të jetë edhe hapi i parë për unifikimin e literaturës islame në gjuhën shqipe. Në ditët në vijim secila bashkësi do të caktojë anëtarët e grupit të punës, të cilët, të gjithë së bashku, do të punojnë për hartimin sa më parë të këtij teksti bazë, një botim i përbashkët i tri bashkësive islame. Bashkëpunimi do të shtrihet më tej edhe në projekte të tjera të përbashkëta për të unifikuar kështu përfundimisht literaturën dhe terminologjinë islame në gjuhën shqipe. Kjo marrëveshje ka për qëllim që të fuqizojë bashkëpunimin në fushën e botimeve, për t'u shtrirë në të ardhmen edhe në fusha të tjera me interes të ndërsjellë dhe në dobi të myslimanëve shqiptarë kudo që ndodhen.

### Seminar njëditor me karakter trajnues në Gjilan



Më 14. 06. 2014 në Gjilan, organizuar nga KBI i Gjilanit u mbajt një seminar njëditor me karakter trajnues për profesorët e medresesë, imamët, ulematë dhe mualimët e Rajonit të Anamoravës (Gjilan, Dardanë e Viti). Seminarin e shpalli të hapur Kryeimami i KBI-së, Mr. Ilaz Mustafa , i cili, ndër të tjera theksoi: "Qëllimi i mbajtjes së këtij seminari është zhvillimi dhe avancimi i vlerave islame, avancimi profesional i imamëve në ballafaqimet dhe sprovat e këtij shekulli të kompjuterikës për t'u përgatitur që me ndërgjegjshmëri të mbrojmë traditën islame të kultivuar nga gjeneratat e mëhershme". Fjalën e rastit e mbajti Prof. asc. Dr. Sulejman Osmani, Kryetar i KBI-së të Gjilanit. Me temat e tyre shkencoro-edukative u paraqiten katër panelistë: Prof. Dr. Qani Nesimi, doc. Dr. Musa Musai, Doc. Dr. Naser Ramadani dhe Doc. Dr. Benjamin Mehmedi, që të gjithë ligjërues të Univerzietetit të Tetovës dhe të Univesitetit "Kadri Zeka" të Gjilanit. Duke trajtuar temën "Imami shqiptar dhe sfidat e saj", Prof. Dr. Qani Nesimi theksoi se profesioni dhe detyra e imamit është shumë delikate dhe, për ta kuptuar këtë profesion dhe për të kryer sa më mirë këtë detyrë, duhet të hysh vetë në të dhe atëherë të shohësh dhe ta kuptosh më së miri. Imami është një LIDER dhe luan rol të rëndësishëm tek xhemati, sikundër në këtë rast edhe profesori tek nxënësit në lëvizjen, sjelljen paraqitjen dhe definimin e detyrave përkatëse të Imamit (profesorit). Imami duhet të jetë imam gjithherë fizikisht dhe shpirtërisht tek xhemati, prandaj rëndësia e imamit në shoqëri është shumë e madhe dhe e rëndësishme, ngase ai përfaqëson Fjalën e Allahut dhe fjalën e Pejgamberit s. a., përfaqëson dijetarët myslimanë dhe ata shqiptarë të këtyre trevave". Prof. Dr. Musa Musai foli për Elokuencën dhe artin e komunikimit fetar në mes tradicionales dhe bashkëkohores. Ndërsa, Prof. Dr. Naser Ramadani referoi mbi Aspektet didaktiko-metodike në përgatitjen e ligjëratës fetare. Prof. Dr. Benjamin Mehmedi elaboroi temën Vlerësimi nxënësve në medrese dhe mektebe. *(Islam Omani)*

### Seminar dyditor organizuar nga DR i BIK

# "Promovimi i dialogut ndërfetar dhe pajtimi në mes të rinjve në Kosovë"



Departamenti i të Rinjve i BIK-ut ishte pjesëmarrës në seminarin dyditor të mbajtur në Dragash-Brod (20-22 qershor 2014), të organizuar nga OSCE-ja: me temën "Promovimi i dialogut ndërfetar dhe pajtimi në mes të rinjve në Kosovë". Në këtë seminar, përveç përfaqësuesve të OSBE-së dhe të ftuarve të tjerë, merrnin pjesë edhe grupet e studentëve nga të tri komunitetet fetare, të cilët përgjatë dy ditëve punuan në grupe duke dialoguar në mes tyre dhe duke trajtuar tema të ndryshme, si këto: "Diskutimi mbi fenë, kulturën dhe shoqërinë", "Ngjashmëritë dhe dallimet në mes feve të ndryshme", "Liria e besimit dhe e fesë" etj..Në këtë seminar u bë edhe një prezantim rreth standardeve evropiane dhe të OKB-së për lirinë e besimit dhe të fesë.Departamenti i të Rinjve i BIK-së ishte pjesëmarrës në këtë seminar me dhjetë student e studente nga Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës. Në kuadër të këtij seminari u bënë edhe vizita të objekteve fetare në Prizren: Xhamisë Sinan Pasha, Kishës ortodokse serbe dhe Kishës katolike. Gjatë vizitës së xhamisë Sinan Pasha, një ligjëratë për të pranishmit mbajti kryeimami i KBI-së të Prizrenit Ali ef. Veza, i cili foli për historikun e xhamisë Sinan Pasha dhe po ashtu iu përgjigj pyetjeve që shtruan të pranishmit. *(F. Gashi)*

**Departamenti i Gruas i BIK-së mbajti ligjëratat e ciklit të VI-VII nëpër xhamitë e kryeqytetit**

Më 12. 05. 2014 dhe 25. 05. 2014. Në xhaminë e Emshirit ligjëroi Fitore Dervishi në temën "Sinqeriteti", pastaj Sala Mehmeti ligjëroi në xhaminë "Ebu Bekr es-Siddik" në temën "Bamirësia", dhe në xhaminë "Jusuf Qelebi" në temën "Edukimi i fëmijëve". Në xhaminë e lagjes " Fusha e Pajtimit" ligjëroi Aishe Gashi në temën" Vlera e Duasë ". Kadrie Dragusha- Ademi, ligjëroi në xhaminë "Kadërije" në temën "Vlera e Dhikrit " dhe Bardha Kçiku në xhaminë " Pavarësia" në temën "Besimi në të Dërguarit e Allahut". Në xhamine lagjes "Fusha e Pajtimit" ligjëroi teologe Vaxhide Podvorica – Bunjaku, e cila foli për "Pasojat e mosrespektimit të kohës", ndërsa Besa Kçiku foli për " Veprat me të cilat të kaplon dashuria e Allahut" në xhaminë "Pavarësia". Në xhaminë "Jusuf Qelebi" ligjëroi Kadrije Dragusha- Ademi për temën "Shkaqet e sprovimit", kurse Bardha Kçiku ligjëroi në xhaminë "Kadërije" për temën "Rruga e lumturisë" dhe Fitore Dervishi ligjëroi në xhaminë "Ebu Beker es-Siddik" për temën "Ruajtja dhe rreziku i gjuhës".



Më 25. 05. 2014 Mr. Vaxhide Podvorica – Bunjaku mbajti ligjëratën "Israja dhe Miraxhi" në xhaminë "Martirët" tek varrezat në Vushtrri. Nga data 05. 06. 2014 deri më 09. 06. 2014 u mbajt cikli VIII i ligjëratave nëpër xhamitë e Prishtinës. Tema e trajtuar në të gjitha xhamitë ishte: "Si ta presim muajin e Ramazanit". Në xhamitë "Ebu Beker es-Siddik" dhe "Jusuf Qelebi" ligjëroi Vaxhide Podvorica – Bunjaku, pastaj në xhaminë e lagjes "Fusha e Pajtimit" ligjëratën e mbajti teologe Sala Mehmeti. Në xhaminë "Pavarësia" ligjëroi Aishe Gashi, pastaj në xhaminë e Emshirit ligjëroi teologe Kadrije Dragusha - Ademi si dhe në xhaminë "Kaderije" ligjëraten e mbajti teologe Bardha Kçiku.

Po ashtu Duke filluar nga 19-26.06.2014 u mbajt cikli i IX i ligjëratave nëpër xhamit e Prishtinës. Tema e trajtuar në gjitha xhamit ishte: "Ne dhe Ramazani". Në xhaminë " Ebu Bekeres-Siddik" ligjëroi teologe Kadrije Dragusha Ademi kurse te xhamia "Jusuf Qelebi" ligjëroi Bardha Kçiku pastaj në xhamin" L. Fusha e Pajtimit" ligjëratën e mbajti teologe Fitore Dervishi. Mandej tek xhamia "Pavarësia" ligjëroi Vaxhide Podvorica – Bunjaku, pastaj në xhamin e " Emshirit" ligjëroi teologe Sala Mehmeti si dhe në xhamin "Kadërije" ligjëratën e mbajti teologe Aishe Gashi. *(H. Jahiri)*



**Dua hatmeje në Rahovec**

Në shtëpinë e kulturës "Mensur Zyberaj" në Rahovec, më 24.06.2014, u mbajt manifestimi me rastin e përfundimit të dua hatmes së gjeneratës XII të 63 vijuesve të mësimbesimit. Në këtë manifestim ishin të pranishëm edhe Kryeimami i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Mr. Sabri ef. Bajgora me bashkëpunëtorët, atasheu për çështje fetare i Dijanetit të Turqisë - z. Abdullah Vasfi Yuxhe , drejtori i shoqatës "Istanbul" - z. Ismajl Selim, imamë, prindërit si dhe shumë xhematlinj nga komuna e Rahovecit. Pas shfaqjes së programit mjaft të pasur nga ana e vijuesve të mësimbesimit, kryetari i KBI-së të Rahovecit - Shani ef. Sylka i përshëndeti të pranishmit dhe i uroi nxënësit për suksesin e arritur, duke theksuar: "Ne sot ndihemi shumë më të lehtësuar që kemi kryer edhe një obligim para Allahut xh.sh.. Këta fëmijë na u besuan neve nga prindërit



e tyre, ata ishin emaneti ynë. Barra dhe përgjegjësia që pranuam ne mbi supet tona, sot, duket qartë, është më e lehtë". Në emër të Kryesisë së BIK-së foli Kryeimami Mr. Sabri ef. Bajgora, i cili, ndër të tjera, tha: "Vetëm me lartësimin e Fjalës së Zotit xh.sh., lartësohemi ne si popull. Ky Kuran është udhërrëfyes i të gjithë neve, me të zemrat tona udhëzohen dhe ndriçohen, pastrohen, dëlirësohen dhe ngrihen në kategorinë e engjëjve. Thotë Allahu xh.sh.: "Vërtet ky Kur'an udhëzon për atë që është më e qëndrueshme, më e drejtë dhe më e pastër". E lusim Allahun që në këtë qytet, ku mbi gjashtë shekuj gjallëron Fjala e Allahut, ta shpërblejë me të mirat e Tij, t'ju japë udhëzimin e nevojshëm dhe imamët tuaj t'i shpërblejë pa masë". Të pranishmit i përshëndeti edhe Mushaviri i Dijanetit të Turqisë - z. Abdullah Vasfi Yuxhedhe drejtori i shoqatës "Istanbul" - z. Ismajl Selim.Duanë e hatmes e bëri kryetari i KBI-së të Rahovecit, Shani ef. Sylka, ndërsa në fund, për suksesin e treguar gjatë vijimit të mësimbesimit, nxënësve iu shpërndanë mirënjohje në emër të KBI-së të Rahovecit.

### Dua hatme në xhaminë e Brutit të Opojës

Trembëdhjetë vijues të mësimbesimit në Xhaminë e fshatit Brut në Opojë, ku imam është Murat ef. Ajdini, më 19 korrik, pas një pune të pa lodhshme të imamit, në një solemnitet rasti bënë duan e Hatmës.

Në këtë aktivitet të organizuar pas namazit të iqinidisë, përveç besimtarëve qenë të pranishëm strukturat e këshilli të BIK të Dragashit. Në emër të Kryesisë në BIK të pranishmit i përshëndeti e përgëzoj, Fitim ef. Flugaj.





### Tribunë në Shtime

KBI në Shtime më 10 korrik organizoi tribunën: "Muaji i Ramazanit dhe falja e mëkateve", mbajtur nga prof. Ekrem ef. Maqedonci. Përpos xhematlinjve të shumtë të pranishëm ishin edhe kryetari i KBI-së Isa ef. Tërshani me anëtarët dhe imamët e Këshillit, si dhe mysafirë të tjerë. Kryetari i Këshillit pos tjerash tha se Ramazani është muaj i Kuranit, i agjërimit, muaj i afrimit me Zotin dhe me njeri tjetrin. Pastaj filloi pjesa qëndrore, ku Ekrem ef. Maqedonci, solli argumente dhe shembuj konkret për vlerën e dhjetëshit të mesëm të Ramazanit, e që është dhjetëshi i magfiretit. Në pjesën e dytë të interesuarit për pyetje, ku ishte një interesim shumë i madhë. (Isa Tershani)

# “Bereqeti” ndihmoi për Ramazan mbi një mijë familje në nevojë me pako ushqimore

Që nga fillimi i muajit të Madhëruar të Ramazanit, Shoqata “Bereqeti” ka ndihmuar me nga një pako ushqimore mbi 1.000 familje në nevojë. ”Bereqeti”, përmes degëve të saja ka ndihmuar skamnorët në lokalitete të ndryshme të Kosovës dhe në bashkëpunim me Myftininë e Kukësit edhe 60 familje të asaj ane. Kështu, në Prishtinë janë ndihmuar 300 familje, në Gjilan ( 50), Drenas (50), Lipjan (40), Podujevë (50), Kamenicë (40),Vushtrri (40), Klinë (30), Ferizaj (60) , Kaçanik (30), Kukës (60) etj. Drejtuesit e shoqatës na thanë që do të ndihmojnë deri në Natën e Kadrit edhe një numër të konsiderueshëm të nevojtarëve.





**Turqia, na sjellë edhe këtë befasi!**

Më 22. 06. 2014, në restorantin “Dilli” në Bresanë, me iniciativën e organizatës “Rida” të Konjës së Turqisë, si dhe me përkrahjen e KBI-së të Dragashit, u organizua një program festiv me karakter fetar, për 80 fëmijë të komunës së Dragashit dhe të rrethinës së Kukësit, që do të bëheshin synet më 26. 06. 2014. Programi filloi me këndim nga Kurani, ilahi, dhe kaside. Më pastaj, mbajtën fjalime kryetari i KBI-së Xhemal Abdullahu dhe nënkryetari i KK-Selami Saiti. I pranishëm në këtë manifestim qe edhe kryetari i komunës Gyngoren të Stambollit me bashkëpunëtorët e tij, i cili po ashtu iu drejtua të pranishmëve me një fjalë rasti. Përveç dhuratave modeste dedikuar fëmijëve në fjalë, prindërve të tyre si dhe mysafirëve, u shtrua edhe një drekë, donatorë të së cilës qenë organizatorët nga Konja. Njëkohësisht, ky është organizimi i parë i këtij lloji që bëhet në Bresanë, sikurse edhe një ndihmesë për të nevojshmit, për ta kryer këtë detyrim të Islamit-përgjegjësi prindërore ndaj fëmijëve të tyre, kur dihet se kjo, veç të tjerash, është edhe ndërhyrje kirurgjike (mjek. lat. Circumcisium), e cila, në raste të tjera duhet të paguhet me një shumë të konsiderueshme parash.*(K. Muhameti)*






**Gazeta "Bild", shkruan për Ramazanin**

Tabloidi gjerman, Bild, në një shkrim të sajin mbi Ramazanin, rëndit pesë këshilla për jo-agjëruesit ndaj agjëruesve. Sipas saj, nëse punon në zyrë me një të agjërueshëm duhet ta kuptoni nëse ai vonohet gjatë faljes së namazit ose edhe nëse humbet koncentrimi gjatë perëndimit të Diellit. Më poshtë i keni të renditura këshillat. Gjatë kohës së agjërimit, mundohuni ti evitoni hajet dhe pijet përpara kolegëve tuaj myslimanë. Veçanërisht pijet alkoolike. Edhe falja e namazit i përket Ramazanit. I mirëkuptoni kolegët tuaj nëse ata vonohet pak më tepër gjatë këtij muaji. Sivjet orët e agjërimit janë shumë të gjata. Andaj keni respektin dhe kuptojeni kolegun tuaj, nëse ai gjatë ditës nuk ka koncentrimin e duhur për të punuar. Ramazani është muaji i shpirtit dhe faljes së mëkateve. Evitoni sharjet dhe shakatë e tepërta në zyrë. Në fund të muajit, mund t'ia uroni kolegut tuaj musliman, "Urime Bajramin."

**Danimarkë, ndërtohet xhamia e parë me minare**

Në Danimarkë do të ndërtohet një nga xhamitë më të mëdha në këtë vend. Kjo do të jetë edhe xhamia e parë që do të ketë edhe minaren e parë në Danimarkë. Xhamia është një projekt që i ka kushtuar komunitetit mysliman në Kopenhagë rreth 27.2 milionë dollarë. Xhamia është financuar nga muslimanët në Danimarkë dhe nga Katari. Ndërtimi i kësaj xhamie shihet edhe një hap drejt përmirësimit të marrëdhënieve mes komuniteteve fetare në Danimarkë të cilat në vazhdimësi ishin qenë të tensionuara. Në Danimarkë ka rreth 200 mijë muslimanë.



**Gratë muslimane në shënjestër**

Gratë muslimane në Angli janë bërë shënjestër e krimeve të urrejtjes anti-myslimane, tregon një studim i ri nga Universiteti i Teesside. Qendra për hulumtime e Universitetit Teesside në mënyrë të pavarur ka analizuar të dhënat për sulmet ndaj grave myslimane gjatë viteve 2013-2014. Gjetjet treguan se më shumë se gjysma, pra, 54 për qind e incidenteve anti-muslimane janë kryer kundër grave që shpesh mbajnë shami. Raporti po ashtu ka thënë se ka pasur një "element të fortë të përfshirjes së ekstremist të djathtë në sulme". "Muslimanët mbeten në mesin e minoriteteve që më



së shumti janë në shënjestër për krime të urrejtjes," përfundon raporti. Krimet e urrejtjes janë të ndara në kategori të ndryshme, duke filluar nga sulmet, dëmtimi dhe përdhosja e pronës dhe raste të dhunës ekstreme. Muslimanët në Mbretërinë e Bashkuar përbëjnë 4.8 për qind të popullsisë, apo 2.7 milion

**Ja ku dita e agjërimit është më gjata dhe ku më e shkurta**

Si çdo vit edhe këtë herë në pjesë të ndryshme të botës besimtarët do të agjërojë më gjatë se sa në disa pjesë të botës. Dallimet nuk janë aspak të papërfillshme pasi, për shembull, në Norvegji, agjërohet 22 orë, ndërsa në Argjentinë vetëm 10 orë. Qendra Ndërkombëtare Astronomike para fillimit të Ramazanit ka botuar një hartë të detajuar, e cila shpjegon gjatësinë e agjërimit në pjesë të ndryshme të botës gjatë muajit të Ramazanit të këtij viti duke vënë në dukje se besimtarët në pjesë të ndryshme të botës agjërojnë gati dy herë më gjatë se besimtarë në pjesë të tjera të botës. Përndryshe,





vlerësimet e ekspertëve të shquar është bërë për ditët në mes të Ramazanit, dhe ditët të tjera gjatë muajit nuk janë shumë të ndryshme. Kështu në këtë vit banorët e hemisferës jugore agjërimi koha e agjërimit është dukshëm më e shkurtër se në hemisferën veriore, sepse në hemisferën jugore ndodhet stina e dimrit dhe kjo është arsyeja pse agjërimi zgjatë më e shkurtër. Për shembull, Kili dhe Argjentina këtë vit do të jetë vendet me periudhën më të shkurtër të agjërimit në botë, rreth 10 orë në ditë. Kështu, për shembull, në qytetin Comodoro Rivadavia në Argjentinë agjërimi zgjat 10 orë dhe 30 minuta. Koha e agjërimit rritet duke shkuar në veri, në mënyrë që shteti ishullor Komoret me periudhën më të shkurtër të agjërimit për rreth 12 orë në ditë, dhe pastaj vjen Somalia. Në Gadishullin Arabik, kohë më të shkurtër të agjërimit është ajo e Jemenit, mandej ajo e pjesës jugore të Arabisë Saudite dhe Omani, e ndjekur nga Emiratet e Bashkuara Arabe (EBA), Katari, Bahreini, Kuvajti, ku agjërimi zgjat rreth 15 orë në ditë. Duke shkuar kah veriu zgjatet koha e agjërimit, dhe besimtarët në Turqi agjërojnë rreth 17 orë, në vendet e Ballkanit 17-18 orë, në veri të Italisë 18, në pjesën qendrore të Francës 19, dhe në disa pjesë të Gjermanisë dhe deri në 20 orë. Muslimanët të cilët jetojnë edhe më në veri ballafaqohen me një problem tjetër, i cili është se dielli nuk perëndon fare, dhe kjo është arsyeja pse këto zona duhet të bëjnë llogaritjet artificiale të gjatësisë së agjërimit gjatë muajit të Ramazanit. Për shkak se është e pamundur për të agjëruar 24 orë, myslimanët në pjesët veriore të Norvegjisë do të orientohen drejt në pikën më të afërt gjeografike ku qartë është e përcaktuar ditë dhe natë.

**Muslimanja egjiptiane, mendja kreative e Microsoft**

Egjiptasja Riham Mansour, para 20 muajsh ka filluar të punoj me një projekt të Microsoft, ku ka rolin e një hulumtueseje për Teknologjinë e Avancuar. Edhe Microsoft e ka vërejtur se ajo ka treguar tashmë talentin e saj si një studiuese që punon me metoda të aplikuara, dhe se është model – jo vetëm për koleget e femra në laboratorin teknologjik, por për gratë arabe kudo.

Zyra ku punon ka një pamje kah Nili, e mbi tavolinë gjenden mirënjohjet, – çmime Microsoft në lëmin kërkimore për transferimin e teknologjisë. Njëri çmim i është dhënë për punën e saj në zhvillimin e algoritmeve, përmes së cilave kuptohet se si ndjenjat janë të bartura ose maten mbi mediet sociale; dhe çmimi i dytë për "Article Topic Bing News" e që është për softuer që mund të kap ngjarjet e lajmeve që janë trend në Facebook dhe Twitter. "Roli ynë nuk është që të reklamojmë teknologjinë," shpjegon ajo, "por që ta ngrohë atë duke e sjellë më pranë njerëzve, dhe duke eliminuar rreziqet e sajë," thotë Riham Mansour. Mansour, 36 vjeçe, është veçanërisht krenare për punën që ekipi i saj bëri në analizimin e të dhënave të medieve sociale nga demonstratat e 30 qershor 2013. Faqja e saj e internetit zbuloi se çfarë po ndodhte në çdo lagje në Kajro në kohë reale, dhe informata te tilla si sulme të policisë. Tensioni politik vazhdon në Egjipt, por megjithatë, mjedisi i Microsoft është i qetë, me njerëz duke biseduar e mbajtur takime në dhomat e konferencave, e madje edhe duke luajtur pingpong në një hapësirë të madhe të përbashkët. Diskursi politik duket se mungon – ndoshta për shkak se shumë njerëz janë të zhgënjyer në lidhje me situatën atje. Studimet në teknologji, dhe ndjekja e leksioneve mbi artet, e bënë Mansour që të ndjehet më e sigurt në profesionin e saj. Por prindërit e saj nuk ishin të gatshëm të ndahen nga e bija, prandaj i bënë thirrje që të kthehej në Egjipt. Larg nga Redmond, SHBA, Mansour vendosi të kthehej në Kajro dhe gjeti punë si një zhvilluese e software për IBM, ku ajo u takua me burrin e saj Hatim Ahmed, i cili është një arkitekt i lartë në IBM po ashtu. Ajo falënderon IBM që ia ka mundësuar të qëndroj aktive në tregun e punës edhe pas lindjes së dy fëmijëve të saj, Omar 11 vjeç, dhe Ali, Në saje të karrierës së saj akademike – ajo ka dhënë mësim në universitete në SHBA dhe në Egjipt. *(R. Suma)*

# Mulla Hysni Efendi Hoxha



Më 09.06.2014 pas një sëmundje të shkurtër ndërroi jetë në moshën 72 vjeçare, imami më i vjetër i komunës së Junikut, i lagjes Hoxhaj, imam i xhamisë së Tërgovishtes, Hysni ef. Hoxha.

Hoxha, Imami, muallimi, hatibi, veprimtari, veterani i thirrjes në Islam, Hysni ef. Hoxha u lind në fshatin Junik (Deçan) më 13.03.1942, në mëhallën e Hoxhajve, nga babai Hajrullah dhe nëna Zyhra, bijë e Vokshit. Rrjedh prej një familje të mesme fshatare intelektuale, besimtare e njohur si familje me traditë të hoxhallarëve.

Hysniu ndjeku mësimet tek hoxha - babai mulla Hajraullahu –mulla Laha. Me që babai i tij ishte hoxhë - Muderriz, ishte edhe dashamirë i flaktë i diturisë – fesë dhe shkencës, dhe falë vullnetit dhe dëshirës që kishte për arsimimin, arriti që ta përgatisë të birin e tij që ta ndjek rrugën e babait dhe traditën e familjes, që nga gjiri i saj dolën afër 20 breza hoxhallarë, të cilët misionin e tyre të fesë e kryen me nderë dhe krenari.

Mirëpo, në kohën kur Mulla Hysnia duhet të shkollohej dhe të përgatitej për misionin e hoxhës, sistemi monist - totalitar i asaj kohe i mbylli dy Medresetë e Gjakovës dhe gjithandej në tërë Kosovën. Në këtë situatë të vështirë Hysni ef. regjistrohet në gjimnaz në Gjakovë, përfundon një vit, për të vazhduar më pas në gjimnazin e përgjithshëm në Pejë. Edhe pse e kreu gjimnazin, dëshira për t'u bërë hoxhë asnjëherë nuk iu shua.

Detyrën e imamit e fillon qysh i ri, në fillim duke i ndihmuar babait, por me që për t'u emëruar imam në xhami duhej diploma e Medresesë, pas lejimit të funksionimit, nga pushteti i atëhershëm, të M. M. "Alaudin" në Prishtinë, M. Hysniu regjistrohet me korrespodencë. Sipas sistemit të atëhershëm shkollor Medreseja ishte pesë vjeçare dhe e kryen në afat dhe me sukses.

Diku kah viti 1965 inkuadrohet në punën si imam, mual-lim dhe hatibit në xhaminë e fshatit Ponoshec, KK Gjakovë, më pas vazhdon në Dobrosh. Pas vdekjes së imamit të xhamisë së Tergovishtës, në fshatin Junik, Mulla Ed'hem Hoxhës, Mulla Hysnia transferohet me detyrë në këtë xhami, ku shërbeu derisa doli në pension. Falë autoritetit që kishte arritur të gëzonte në atë anë, Mulla Hysnia, ishte vazhdimisht në lidhje me popullin, në xhami, në lindje, në vdekje, fejesa, martesa dhe e kuptonte fort mirë gjendjen e mjerueshme ekonomike, arsimore, edukative e kulturore.

Gjatë luftës së fundit, në Kosovë, nga regjimi serbo sllavo komunist – forcat paramilitare serbo çetnike, në masakrën e Mejës, ia vranë dy djemtë, Naimin dhe Hajrullahin - Lahen. Naimi kishte kryer fakultetin e gjuhës angleze ndërsa Laha gjimnazin.

Kam pasur rastin ta takoj Mulla Hysninë në Durrës, gjatë luftës kur ishim në Shqipëri, kur ofroheshim për ta ngushëlluar, ai ishte shumë më i fortë se ne dhe na thoshte: "Emri i Zotit, qashtu koka kon e shkrune". Të gjithë ia kishim lakmi qëndrimit të tij të pa luhatshëm, duke pasur parasysh ndarjen nga dy djemtë e vetëm, të cilët ishin edhe të pa martuar.

Me rastin e rivarrimit të - kthimin e eshtrave nga Serbia në Kosovë, Mulla Hysnia vet ua ka falur namazin e xhenazes, pa u ligur fare, pa ia parë kush një lot në sy. Gjithnjë thoshte: "Allahu m'i ka fal, Allahu m'i ka marrë, të Atij jemi tek Ai do të kthehemi...!"

Mulla Hysniun e njohin sheher e nahije, të rralla janë ato familje ku Mulla Hysnia nuk ka marr pjesë në ceremonitë, qoftë në gazmende apo në raste mortore.

Ishte edhe njëri që kishte dëshirë të ndihmonte edhe në nevoja të tjera që kishte populli ynë. Dihet që pas luftës së fundit, populli ynë doli me shumë trauma dhe sëmundje psikike, prandaj mulla Hysnia bënte përpjekje maksimale për ta ndihmuar këtë kategori njerëzish, duke iu folur fjalë të bukura e të ëmbla po ashtu dhe me lutje nga Kur'ani. Fjala e tij zinte vend në zemrat e njerëzve të mërzitur, sepse ai vet ishte shembull i qëndresës, durimit dhe burrërisë.

Pas shkëputjes nga KBI në Gjakovë, KBI në Deçan e zgjedhë Mulla Hysniun, kryetar, i cli udhëhoqi për dy mandate radhazi 2000-2008.

Më 2013, Mulla Hysnia si veteran në detyrën e imamit të KBI të Deçanit caktohet haxhi nderi nga Myftiu i Kryesisë së BIK-së, Mr. Naim ef. Ternava.

Në xhenaze, përveç familjarëve, farefisit, miqve shokëve, kanë marrë pjesë të gjithë imamët e KBI të Deçanit, Gjakovës, Pejës, Istogut etj., si dhe një numër i madh xhematlinjësh. Namazin e xhenazes ia ka falur Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Ternava. Varrimi i tij është bërë më 10.06.2013, në varrezat e fshatit Junik – lagja e Hoxhajve.

Krejt së fundmi nuk më mbetet gjë të shtoj, pos ta lus Allahun e Madhërishëm që hoxhën e nderuar ta shpërblejë me Xhennetin Firdeus dhe ta vendos në shoqëri me Pejgamberin a.s. Amin! *(Esat ef. Rexha)*

# Rrustem Spahiu



Ulind më 23.05.1952 në fshatin Kosave (Dragash). Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse të mesmen e mbaroi në Medresenë e Mesme Alauddin në Prishtinë. Pastaj vazhdoi shkollën e lartë në Gjakovë. Një kohë punoi si imam në Nikshiq të Malit të Zi. Punoi edhe si sekretar-arkëtar në Këshillin e Bashkësisë Islame në Rahovec. Nga viti 1985 u angazhua në Medresenë e Mesme "Alauddin" në Prishtinë si edukator, duke vazhduar më vonë si arkëtar. Është marrë me shkrime të ndryshme, të cilat janë botuar në disa revista dhe libra islame. Gjithashtu ishte edhe përkthyes i disa librave fetare nga gjuha boshnjake. Sikurse ishte edhe autorë i shumë shkrimeve në revista si Dituria Islame e botime tjera periodike të BIK-së. Ishte pedagog dhe edukatorë shembull për nxënësit e Medresesë Alauddin dhe rrethin ku veproi dhe punoi. Merhumi ndërroi jetë më 25.07.2014, kurse në varrim morën pjesë familjarë, hoxhallarë, përfaqësues të Kryesisë së BIK-së në krye me Myftiun mr. Naim Tërnavën. Namazin e xhenazës ia fali i biri, Fejsal Spahiu, kurse duanë e bëri Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava. Merhumi u varros në vendlindje, dhe lusim Allahun xh.sh. që të bëjë rahmet mbi shpirtin e tij dhe e gradoftë me grada më të larta të Xhenetul Firdevs. Amin! *(Xhelal Spahiu)*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës

Shpall: **Konkurs**

*Për plotësimin e vendeve të lira të punës:*

1. **Arkëtar në drejtorinë për financa të Kryesisë,**
2. **Lektor të botimeve të Bashkësisë Islame,**
3. **Disenjator (dizajner) të botimeve të Bashkësisë Islame.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

**Për vendin e punës nën numrin 1:**

- Të ketë kryer medresenë dhe fakultetin ekonomik,
- Të ketë tre vjet përvojë pune në profesion,
- Të njohë punën me kompjuter (në veçanti programet excel dhe access),
- Të njohë një gjuhë të huaj.

*Dokumentet e nevojshme:*

Kërkesa së cilës i duhen bashkëngjitur këto dokumente:

- Diploma e medresesë dhe e fakultetit,
- Vërtetimi për përvojën e punës,
- Dëshmi për njohjen e punës me kompjuter për programet e përmendura,
- Dëshmi për njohjen e një gjuhe të huaj,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e shëndetit (e mjekut),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- CV – të dhënat personale.

*Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.*

**Për vendin e punës nën numrin 2:**

- Të ketë të kryer fakultetin e gjuhës dhe letërsisë (Përparësi të ketë kryer Medresenë),
- Të ketë tre vjet përvojë pune në profesion,
- Të njohë punën me kompjuter,
- Të njohë një gjuhë të huaj.

*Dokumentet e nevojshme:*

Kërkesa së cilës i duhen bashkëngjitur këto dokumente:

- Diploma e shkollës së mesme dhe e fakultetit,
- Vërtetimi për përvojën e punës,
- Dëshmi për njohjen e punës me kompjuter,
- Dëshmi për njohjen e një gjuhe të huaj,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e shëndetit (e mjekut),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- CV – të dhënat personale.

*Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.*

**Për vendin e punës nën numrin 3:**

- Të ketë kryer fakultetin e Dizajnit (Përparësi të ketë kryer Medresenë ),
- Të ketë tre vjet përvojë pune në profesion,
- Të njohë punën me kompjuter,
- Të njohë një gjuhë të huaj.

*Dokumentet e nevojshme:*

Kërkesa së cilës i duhen bashkëngjitur këto dokumente:

- Diploma e shkollës së mesme dhe e fakultetit,
- Vërtetimi për përvojën e punës,
- Dëshmi për njohjen e punës me kompjuter,
- Dëshmi për njohjen e një gjuhe të huaj,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e shëndetit (e mjekut),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- CV – të dhënat personale.

*Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.*

***Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën Dituria Islame.***

***Dokumentet e kompletuara dorëzohen në sekretarinë e Kryesisë së BI-së.***

***Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.***



# Kontributi i MUSLIMANËVE dhënë CIVLIZIMIT Botërorë





Ibn Hazmi

*Lindur më: 7 Nëntor 994 Kordovë-Spanjë*
*Vdiq më: 15 gusht 1064 Sevillë-Spanjë*
*Dijetar andaluzian, i cili kishte shkruar rreth 400 libra, mbi jurisprudencën, historinë, etikën, artin e dashurisë, teologjinë, krahasimin mes feve etj, kurse vetëm 40 prej tyre kanë mbijetuar deri më sot.*

Deri në shekullin e 9-të, shumë studiues muslimanë vërtetuan se Toka ishte një sferë. Astronomi Ibn Hazmi thoshte: "Argumentimi për këtë është se, Dielli gjithmonë qëndron vertikal në një pikë të veçantë në Tokë". Kjo ishte 500 vjet para se ky kuptim të kishte filluar nga Galileu. Llogaritjet e astronomëve muslimanë ishin aq të sakta saqë në shekullin e 9-të ata llogaritën perimetrin e Tokës të jetë 40,253.4 km, afër 200km më pak se sa janë të njohura sot. Dijetari el-Idrisi mori një glob që përshkruante botën në gjykatën e Mbretit Roger të Sicilisë në vitin 1139.



